# Parathënie

Falënderimet i takojnë vetëm Allahut i Cili zgjodhi për ne Islamin fe. Ai e përsosi atë dhe ndaj nesh plotësoi dhuntitë e Tij. Dëshmoj se askush nuk meriton të adhurohet me të drejtë përveç Allahut, Ai është Sundues i vërtetë. Dëshmoj gjithashtu se Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) është rob dhe i Dërguari i Tij. Atë e dërgoi Allahu mëshirë për gjithë krijesat, në këtë mënyrë ai e kumtoi amanetin, e këshilloi umetin dhe sqaroi në formën më të qartë.

I lutemi Allahut ta bekojë dhe ta lavdërojë atë, familjen, shokët e tij dhe të gjithë ata të cilët pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Para disa kohësh më lindi dëshira të shkruaja një libër sqarues, ku do të komentoja hadithin e Xhibrilit *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!),* i cili përmban sqarimin e *Islamit*, *imanit* dhe *ihsanit*, në fund të së cilit i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj."* E kështu Allahu i Madhëruar më mundësoi ta realizoja këtë dëshirë dhe ta nxirrja këtë vit (1424 h) komentin e këtij hadithi.

Për rëndësinë e madhe që gjendet në hadith kanë shkruar shumë dijetarë. Kadi Ijadi, siç thuhet në "Komentin e Neveviut bërë Sahihut të Muslimit" (1/158) shprehet kështu: "Ky hadith ka përmbledhur në vetvete të gjitha kriteret që përmbajnë adhurimet e dukshme dhe të padukshme. Ai sqaron lidhjet e besimit me punët e gjymtyrëve, sinqeritetin e shpirtit dhe kujdesin nga epidemitë që mund t'i kanosen punëve të një besimtari. Në këtë mënyrë, të gjitha njohuritë e

sheriatit Islam degëzohen dhe zhvillohen nga ky hadith….” Duke vazhduar më tej ai shprehet: “Në bazë të ndarjes së hadithit në tri pjesë, kam përpiluar edhe një libër të cilin e kam titulluar: "Mekasidu el hasan fijma jelzemul insan". Zgjodha pikërisht këtë hadith sepse të gjitha detyrimet, sunetet, të pëlqyeshmet, të ndaluarat apo edhe të urryerat kanë lidhje me të dhe nuk mund të shkëputen prej tij.[1]

Ndërsa imam Neueuiu (Allahu e mëshiroftë!) (1/160) ka thënë: “Dije se ky hadith ka përmbledhur në vetveten e tij një shumëllojshmëri njohurish dhe moralesh, madje ai është baza e Islamit ashtu siç përcollëm nga fjalët e Kadi Ijadit”.

Imam Kurtubiu (Allahu e mëshiroftë!) në “Fet’hul Bari” (1/125) ka thënë: “Eshtë shumë e pranueshme që ky hadith të quhet "Nëna e sunetit", sepse për dijen e tij ai ka përmbledhur njohuritë më të shumta të sunetit.”

Ibën Dakijk el Ijdi në komentin që i ka bërë "Dyzet haditheve" ka thënë: “Ky hadith është quajtur “Nëna e sunetit” ashtu si është quajtur suretu El Fatiha “Nëna e Kuranit”, për shkak se kjo sure ka përmbledhur kuptimin e përgjithshëm të Kuranit Fisnik”.

Ndërsa Ibn Rexhebi (Allahu e mëshiroftë!) në librin e tij “Xhamiul Ulumi uel Hikem” (1/97) është shprehur: “Eshtë një hadith madhështor, i cili sqaron të gjitha çështjet që kanë të bëjnë me fenë. Për këtë shkak Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem) thotë në fund të tij: "Ky ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj".

---

1 Këtë e ka përmendur imam Neueuiu në komentin që i ka bërë *Sahihut të Muslimit* në vëll.. I, fq. 158.

Pra, i tha këto fjalë pasi sqaroi imanin, Islamin dhe ihsanin, duke i quajtur të gjitha së bashku "Fe".

Librin e titullova "Komenti i hadithit të Xhibrilit në mësimin e fesë".

I lutemi Allahut të Madhëruar ta bëjë këtë broshurë të dobishme, tu japë sukses të gjithëve në kërkimin e dijes së dobishme dhe praktikimit të saj. Vërtet Allahu i dëgjon lutjet dhe u përgjigjet atyre.

**Autori**

## TEKSTI I HADITHIT

Imam Muslimi në sahihun e tij ka transmetuar nga Jahja bin Jamar *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* i cili ka thënë: *"Njeriu i parë që mohoi kaderin ishte Mabed el Xhuheni nga qyteti i Basras. Në atë kohë unë dhe Humejd bin AbduRrahman el Humejri u nisëm për haxh ose për umre. Atje i thamë njëri-tjetrit: "Sikur të takonim ndonjë nga shokët e Profetit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) dhe ta pyesnim për fjalët e këtyre njerëzve që flasin për kaderin. Rastësisht aty hasëm Abdullah bin Umerin i cili po hynte në xhami. Shkuam tek ai dhe e rrethuam njëri nga ana e djathtë dhe tjetri nga e majta. Unë e dija se shoku im do më linte mua të flisja, prandaj fillova duke e pyetur: "O babai i AbduRrahmanit! Tek ne janë shfaqur disa njerëz, të cilët e lexojnë Kuranin dhe e kërkojnë dijen (dhe përmend shumë cilësi të tyre), por ata pretendojnë se nuk ekziston kaderi dhe se Dija e Allahut nuk i përfshin punët që kanë për të bërë njerëzit në të ardhmen…"* Ibn Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* kur i dëgjoi këto fjalë tha: *"Nëse të bie rasti t'i takosh ata njerëz, atëherë lajmëroi se unë jam larg nga mendimet e tyre dhe ata janë larg prej meje. Betohem në Allahun, se nëse ndonjë nga ata posedon një mal me flori sa ai i Uhudit dhe e jep lëmoshë, Allahu kurrë nuk do e pranojë këtë vepër, derisa ai të besojë në kader".* Më pas vazhdoi: *"Babai im, Umer bin Hatabi, më ka treguar: "Një ditë kur ishim të ulur tek i dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem), papritur u shfaq një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zinj. Në pamjen e tij nuk dukeshin shenja udhëtari dhe askush nga ne nuk e njihte. Ai u ul pranë të dërguarit (salallahu alejhi ue selem), afroi gjunjët e tij me të*

*Profetit, vendosi duart mbi gjunjët e tij dhe filloi ta pyeste: "O Muhamed! Më trego çfarë është Islami?"* Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* u përgjigj: *"Islami është të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh muajin e Ramazanit dhe të vizitosh shtëpinë e shenjtë (Kaben), nëse ke mundësi".* Njeriu i huaj tha: "*Të vërtetën the."* Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* tha: *"Ne mbetëm të habitur nga mënyra se si ai pyeste dhe vetë i miratonte fjalët e Profetit* (salallahu alejhi ue selem)*."* Më pas vazhdoi: *"Më trego çfarë është imani (besimi)?"* Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* tha: "*Të besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat që Ai zbriti, profetët e dërguar, Ditën e fundit dhe të besosh kaderin, qoftë i mirë apo i keq."* Njeriu i huaj përsëri tha: *"Të vërtetën ke thënë."* Pastaj tha: "*Më trego çfarë është ihsani?"* Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: *"Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur ti e sheh Atë, sepse edhe pse ti nuk e sheh, Ai me të vërtetë të shikon ty."* Njeriu i huaj tha: *"Më trego kur do të ndodhë Dita e gjykimit?"* Profeti (salallahu alejhi ue selem) iu përgjigj: *"I pyeturi nuk posedon njohuri më shumë nga ai që pyet."* Tha: *"Atëherë më trego për shenjat që lajmërojnë afrimin e saj?"* Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: *"Do të ndodhë atëherë kur robëresha të lindë zotërinë e saj, dhe kur të shikosh barinjtë e varfër, të zbathur e të leckosur të cilët ndërtojnë ndërtesa të larta." Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* tha: *"Më pas ky njeri u largua, dhe pas një kohe të gjatë Profeti (salallahu alejhi ue selem) më tha*: *"A e di kush ishte ai që pyeste o Umer?"* Thashë: *"Allahu dhe i Dërguari i Tij e njohin më mirë."* Atëherë Profeti

(salallahu alejhi ue selem) tha: *"Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj."* [1]

---

[1] Hadithi i Xhibrilit i transmetuar me këtë rrugë dhe me këto fjalë, është hadithi i parë me të cilin imam Muslimi hap librin e tij në kapitullin e "Imanit". Ndërsa imam Buhariu librin e tij e ka hapur me një hadith tjetër të Umerit *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* i cili fillon me fjalët: *"Me të vërtetë punët vlerësohen sipas qëllimeve..."* Gjithashtu, Begauiju i ka filluar dy librat e tij "Mesabihu Suneh" dhe "Sherhu Suneh", pikërisht me hadithin e parë që ka përmendur Buhariu, Allahu e mëshiroftë. Gjithashtu këtë hadith i cili është i pari në sahihun e Muslimit, e ka ndjekur edhe Neveviu në "Dyzet hadithet". Në parathënie përmendëm disa fjalë të dijetarëve që tregonin gradën dhe vlerën e madhe të këtij hadithi.

Ky hadith gjendet në Musnedin e Omerit, dhe atë e përcolli imam Muslimi duke u veçuar nga Buhariu. Gjithashtu atë e kanë përcjellë, siç thuhet në shënimet e librit "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/94); imam Ahmedi në *"Musned"* me nr. 367, Ebu Daudi me nr. 4695, Tirmidhiu me nr. 2610, Nesaiu me nr. 898, Ibn Maxheh me nr. 63, Ibn Mendeh në librin e tij *"El Ijman"* me nr. 1, Ibn Hibani me nr. 168, Axhuriju në librin e tij *"Sheriati"* fq.188-189 etj., Bejhakiu në librin "Delailu Nubueh" (7/69-70) si dhe në librin "Shuabul Iman" me nr. 3973, Begaviu në "Sherhu Suneh" me nr. 2, Merveziu në librin "Teadhim kadru Salat" me nr. 363-367, Abdullah bin Ahmedi në librin "Suneti" me nr. 901, 908, Buhariu në librin "Halk efal el ibad" me nr. 190, si dhe Ibn Huzejme me nr. 2504. Buhariu dhe Muslimi së bashku e kanë përcjellë këtë hadith nga Ebu Hurejra. Duhet ditur gjithashtu se këtë hadith e kanë transmetuar edhe pesë sahabë të tjerë përveç Umerit, të cilët i ka përmendur Ibn Haxheri në librin e tij *"Fet'hul Bari"* (1/115-116), ata janë: Ebu Dherri tek Ebu Daudi dhe Nesaiu, Ibn Umeri tek Ahmedi, Taberani dhe Ebu Nuajmi, Enesi te Buhariu në librin "Halku efal el ibad" dhe Bezari i cili tha: Senedi i këtij hadithi është i mirë. Xherijr bin Abdilah el Bexheli te Ebi Auaneh, Ibn Abasi dhe Ebu Amir el Eshari te Ahmedi i cili ka thënë: Senedi i tyre është i mirë.

## Pjesa e parë e hadithit dhe dobitë e nxjerra prej tij

Nga ndodhia që përcolli Muslimi duke filluar me bisedën që bëri Jahja bin Jamar dhe Humejd bin AbduRrahman el Humejri (me Abdullah bin Umerin), përfitohen shumë dobi.

**Dobia e parë**: Nga kjo ndodhi kuptojmë se bidati i mohimit të kaderit për herë të parë u shfaq në Basra[1], në kohën e sahabëve dhe pikërisht në kohën e Ibn Umerit *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* i cili ka ndërruar jetë në vitin 73 h.

**Dobia e dytë:** Këtu del në pah kujdesi që tregonin tabiinët për t'u takuar e për t'i pyetur shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) në gjërat e vështira dhe problematike, dhe sidomos në gjërat që kanë të bëjnë me *besimin*, *fikhun* etj. E kjo është detyrë për çdo musliman; të kthehet tek dijetarët në çdo problem që ka të bëjë me fenë e tij, sepse Allahu i Madhëruar thotë**:**

فَسْـَٔلُوٓاْ أَهْلَ ٱلذِّكْرِ إِن كُنتُمْ لَا تَعْلَمُونَ ۝٧

**"E nëse nuk dini, atëherë pyesni njerëzit e ditur."** [2]

**Dobia e tretë:** Është mirë që çdo musliman i cili shkon për haxh apo umre, të shfrytëzojë rastin për t'u takuar me njerëzit e ditur, me qëllim që t'i pyesë për gjërat e vështira dhe problematike. Siç ndodhi me dy tabiinët, Jahja bin Jamarin dhe Humejd bin

[1] Qytet në Irak
[2] Suretu Enbija, 7.

AbduRrahmanin në këtë hadith (të cilët shkuan te Ibn Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* për ta pyetur për çështjen e kaderit). Prej rezultateve të mira që fiton ai të cilit Allahu i jep sukses në kuptimin e fesë, dhe që e ka shpëtuar nga çdo e keqe, është edhe ndodhia e transmetuar në Sahihun e Muslimit nga Jezid el Fekiri i cili përcjell duke thënë: "Në mendjen time më ishte ngulitur një nga mendimet e hauarixhëve. Një ditë prej ditësh vendosëm me disa shokë të shkonim në Haxh, dhe pas përfundimit të tij kishim menduar të bënim një kryengritje. Kur kaluam në Medine takuam Xhabir bin Abdilahin *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* i cili ishte mbështetur në një shtyllë dhe po u tregonte njerëzve hadithe nga Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).* Në kohën që mbërritëm ai po u fliste njerëzve për banorët e zjarrit. Unë, kur e dëgjova i thashë: "O shoku i Profetit *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), ç*farë janë këto fjalë që po thua, kur Allahu i Madhëruar thotë në librin e Tij**: "Atë të cilin Ti e dënon me zjarr, me të vërtetë që e ke poshtëruar."** Gjithashtu thotë**: "Sa herë që mundohen të dalin nga zjarri, ata kthehen aty përsëri."** Atëherë çfarë janë këto fjalë që shprehni? Xhabir bin Abdilahu kur i dëgjoi këto fjalë, më tha: "A e lexon Kuranin?" Unë iu pergjigja: "Po." Tha: "A ke dëgjuar ndonjëherë për vendin e lartë ku Allahu i Madhëruar do të ringjallë të dërguarin e Tij, Muhamedin *(salallahu alejhi ue selem)?* Thashë: "Po." Më tha: "Ai vend është i veçantë për Profetin (salallahu alejhi ue selem) dhe me ndërmjetësimin e tij do të dalin disa njerëz nga zjarri." Më pas filloi të më përshkruante siratin (urën) dhe

mënyrën se si njerëzit do ta kalojnë atë. Ai tha: "Kam frikë se ndoshta nuk i kujtoj të gjitha fjalët që më ka thënë Profeti (salallahu alejhi ue selem), por e mbaj mend shumë mirë se ai përmendi disa njerëz që do dalin nga zjarri pasi të kenë qëndruar në të. Shembulli i daljes së tyre është si i atyre bimëve që dalin nga një trung i kalbur. Më pas ata do të hyjnë në një prej lumenjve të xhenetit, do të lahen në të dhe kur të dalin nga lumi do duken sikur të ishin krijesa të bardha si dëbora." Kur i dëgjuam fjalët e këtij sahabi, u kthyem te shokët tanë dhe iu thamë: "Mjerë për ju! A mendoni se ky burrë gënjen ndaj Profetit (salallahu alejhi ue selem)?! Pastaj u kthyem, dhe që nga ajo ditë askush nga ne nuk ngriti krye përveç një personi.[1]

Pra, ky grup njerëzish ishin nisur për haxh dhe ishin të ndikuar nga një mendim i gabuar. Ata mendonin se një njeri që bën mëkate të mëdha, kurrë nuk mund të dalë nga zjarri. Ata kishin arritur deri aty sa ajetet të cilat kishin zbritur dhe flisnin për jobesimtarët, i zbatonin edhe me muslimanët, pra ishin ndikuar nga mendimet e hauarixhëve.[2] Këta djelmosha kishin planifikuar që pas kryerjes së haxhit të bënin një kryengritje, ku të shfaqnin këto mendime të gabuara.

---

[1] Transmeton Muslimi me nr.199.

[2] Hauarixhët janë ata të cilët ngritën krye ndaj Aliut pas betejës së Sifinit. Ata mendojnë se çdo njeri që bën një mëkat të madh del nga feja dhe nuk është më musliman. Hauarixhët humbën udhë sepse morën vetëm tekstet që flasin për dënimin e mëkatarëve me zjarr, duke i lenë pas dore ato që flisnin për mëshirën dhe shpërblimin e Allahut. Aliu i luftoi ata në betejën e Nahravanit. **Sh.P.**

Por në këtë udhëtim të begatë, Allahu i Madhëruar u mundësoi të takohen me Xhabir bin Abdilahun *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* i cili u sqaroi mendimet e gabuara që kishin, dhe për këtë arsye nuk e ndërmorën planin që kishin sajuar me përjashtim të një njeriu.

**Dobia e katërt:** Në këtë ndodhi ekzistojne lloje të ndryshme mirësjelljesh, ku mes tyre mund të përmendim mënyrën se si ata të dy e rrethuan Abdullah bin Umerin *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* duke qëndruar njëri nga e djathta e tjetri nga e majta, sepse secili prej tyre dëshironte të ishte sa më afër tij, për të dëgjuar fjalët dhe këshillat që Ibn Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thoshte. Gjithashtu, nga edukata është ta thërrasësh tjetrin me epitet, si p.sh.: "O babai i filanit", gjë e cila konsiderohet prej edukatës në të folur. Nuk harrojmë të kujtojmë dhe kujdesin që duhet të tregojë njeriu ndaj së drejtës që i takon tjetrit, duke mos e marrë fjalën para tij me përjashtim të rastit kur kupton nga ai pëlqimin e tij. Mbase Jahja bin Jamari kuptoi se shoku i tij heshti dhe nuk filloi të fliste me Abdullah bin Umerin, e nga këtu e kuptoi se të drejtën e fjalës ia kishte lënë atij.

**Dobia e pestë:** Të pyeturit dhe kërkimi i dijes tek dijetarët mund të realizohet gjatë të ndenjurit, por mund të bëhet edhe gjatë ecjes. Kjo për shkak se këta tabiinë e pyetën Ibn Umerin *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* në kohën që ai ishte duke ecur, e ai u përgjigj për pyetjet e tyre në kohën që ishte duke ecur. Imam Buhariu, njërin prej kapitujve të librit "Dituria" e ka titulluar: "Lejimi i kërkimit të dijes apo pyetjes së dijetarit edhe nëse ai (dijetari) është duke ecur apo

hipur mbi kafshë". Gjithashtu ka thënë: 'Të pyesësh dijetarin edhe nëse është duke gjuajtur gurët në kohën e haxhit."

**Dobia e gjashtë**: Përgjigja që Abdullah bin Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* u dha dy tabiinëve, na jep të kuptojmë rrezikshmërinë e bidatit dhe në veçanti atij të mohimit të kaderit. Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" thotë: *"Besimi në kaderin e Allahut ndahet në dy shkallë:*

***Shkalla e parë:*** Të besosh se Allahu me Dijen e Tij ka përfshirë çdo punë që krijesat do të veprojnë, duke filluar me gjërat e mira e të këqia, si dhe gjynahet e sevapet para se ti krijonte dhe t'i nxirrte në jetë ata. Madje, e ka ditur se kush do të jetë prej banorëve të zjarrit e kush prej banorëve te xhenetit, duke përgatitur shpërblimin për secilin grup.
E gjithë kjo dituri ishte para se Ai t'i krijonte dhe t'i nxirrte në jetë ata. Pra, punët që bëjnë njerëzit ndodhin në përputhje të plotë me diturinë dhe shkrimin e Tij.

***Shkalla e dytë:*** Allahu është Ai i Cili ka krijuar të gjitha punët që bëjnë krijesat, duke filluar me *kufrin*, *imanin*, *bindjet* dhe *kundërshtimet*, madje Ai e ka dashur ekzistencën e tyre. Këtë shkallë e kanë pranuar *pasuesit e sunetit* dhe e kanë refuzuar një grup i humbur që quhen *kaderij*. Përsa i përket shkallës së parë atë e pranojnë shumë prej *kaderijve,* me përjashtim të ekstremistëve të këtij grupi si: Mabed el Xhuheni, për mendimet e të cilit u pyet Ibn Umeri si dhe Amr bin Ubejdi etj. Shumë nga dijetarët selefij kanë thënë: "Kur të polemizoni me kaderijtë, kujtojuni atyre diturinë e gjerë që posedon Allahu. Nëse e pranojnë atë (diturinë

e Allahut) atëherë ata janë të mundur nga ana juaj, e nëse e refuzojnë, atëherë ata quhen kafira (mohues)". Dijetarët selefij kanë për qëllim me këto fjalë se ai i cili mohon diturinë e hershme të Allahut në lidhje me punët e krijesave dhe në ndarjen e tyre në njerëz të lumtur apo të shaktërruar, dhe se këtë e ka ruajtur dhe e ka shkruar në një libër të sigurtë, ai realisht mohon vetë Kuranin dhe për këtë shkak konsiderohet si i dalë nga feja Islame. Nëse *kaderijtë* pranojnë diçka të tillë por mohojnë që Allahu t'i ketë krijuar punët që bëjnë krijesat, apo nuk pranojnë që Ai ta ketë pëlqyer ekzistencën e këtyre veprave, atëherë ata do të pësojnë disfatë, sepse ajo që pranuan është argument kundër tyre. Për nxjerrjen e këtij grupi nga Islami dijetarët kanë dhënë shumë mendime. Përsa i përket atij që refuzon dijen e hershme të Allahut, imam Ahmedi, Shafiu e shumë dijetarë të tjerë Islam, thonë se i tilli nuk është më musliman".[1]

**Dobia e shtatë:** Shejtani i mallkuar për t'i larguar njerëzit nga rruga e vërtetë përdor dy mënyra. Ai që nuk u kushton shumë rëndësi punëve të mira dhe i lë pas dore, shejtani këtij njeriu i zbukuron epshet. Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: ***"Xheneti është i rrethuar me vështirësi, ndërsa xhehenemi me epshe."***[2] Allahu i Madhëruar në Librin e Tij ka thënë:

يَٰنِسَآءَ ٱلنَّبِيِّ لَسۡتُنَّ كَأَحَدٖ مِّنَ ٱلنِّسَآءِ إِنِ ٱتَّقَيۡتُنَّ فَلَا تَخۡضَعۡنَ بِٱلۡقَوۡلِ فَيَطۡمَعَ ٱلَّذِي فِي قَلۡبِهِۦ مَرَضٞ وَقُلۡنَ قَوۡلٗا مَّعۡرُوفٗا ﴿٣٢﴾

1 "*Xhamiul ulumi uel hikem*" vëll. I, fq.103-104.
2 Transmeton Buhariu me nr. 6487, dhe Muslimi me nr. 2822.

**"O ju gratë e Profetit! Ju nuk jeni si asnjë grua tjetër, nëse ruheni dhe jeni të kujdesshme. Prandaj mos flisni duke u llastuar që mos të lakmojë ai që ka sëmundje në zemrën e tij, por thoni fjalë të matura!"**[1]

Ndërsa atij që është i dhënë pas adhurimeve dhe punëve të mira, shejtani i zbukuron ekstremizmin në fe dhe hedh mbi të një mal me dyshime. Allahu i Madhëruar thotë:

هُوَ ٱلَّذِيٓ أَنزَلَ عَلَيۡكَ ٱلۡكِتَٰبَ مِنۡهُ ءَايَٰتٞ مُّحۡكَمَٰتٌ هُنَّ أُمُّ ٱلۡكِتَٰبِ وَأُخَرُ مُتَشَٰبِهَٰتٞۖ
فَأَمَّا ٱلَّذِينَ فِي قُلُوبِهِمۡ زَيۡغٞ فَيَتَّبِعُونَ مَا تَشَٰبَهَ مِنۡهُ ٱبۡتِغَآءَ ٱلۡفِتۡنَةِ وَٱبۡتِغَآءَ تَأۡوِيلِهِۦۗ وَمَا
يَعۡلَمُ تَأۡوِيلَهُۥٓ إِلَّا ٱللَّهُۗ وَٱلرَّٰسِخُونَ فِي ٱلۡعِلۡمِ يَقُولُونَ ءَامَنَّا بِهِۦ كُلّٞ مِّنۡ عِندِ رَبِّنَاۗ وَمَا
يَذَّكَّرُ إِلَّآ أُوْلُواْ ٱلۡأَلۡبَٰبِ ٧

**"Ai është që të zbriti Librin. Në këtë libër ka ajete të qarta, të cilat janë bazë e tij, gjithashtu ka dhe ajete jo shumë të qarta. Ata që zemrat u anojnë nga e kota, mundohen të gjurmojnë tek ajetet që nuk janë plotësisht të qarta, me pretendimin se duan të dinë komentin e tyre, e gjithë kjo për të shkaktuar rrëmujë."**[2]

Buhariu dhe Muslimi përcjellin nga Aisha *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!)* se Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* pasi lexoi këtë ajet tha: ***"Nëse i shihni ata që gjurmojnë ajetet të cilat nuk janë plotësisht të qarta, kini kujdes, sepse të tillët janë ata që Allahu i ka përmendur në Librin e Tij."***[3] Ndryshe kjo quhet "sëmundja e dyshimeve" që Allahu ka përmendur në librin e Tij kur thotë**:**

---

[1] Suretu Ahzab, 32.
[2] Suretu Ali Imran, 7.
[3] Transmeton Buhariu me nr.4547, dhe Muslimi me nr. 2665.

فِي قُلُوبِهِم مَّرَضٌ فَزَادَهُمُ ٱللَّهُ مَرَضًاۖ وَلَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌۢ بِمَا كَانُواْ يَكْذِبُونَ ﴿١٠﴾

**"Në zemrat e tyre ka sëmundje e Allahu ua shton sëmundjen edhe më shumë."**[1] Gjithashtu ka thënë:

وَأَمَّا ٱلَّذِينَ فِي قُلُوبِهِم مَّرَضٌ فَزَادَتْهُمْ رِجْسًا إِلَىٰ رِجْسِهِمْ وَمَاتُواْ وَهُمْ كَٰفِرُونَ ﴿١٢٥﴾

**"Ndërsa ata të cilët në zemrat e tyre kanë sëmundje, ua shtojmë edhe më shumë pisllëkun që ata mbartin."**[2] Këta njerëz për të cilët u pyet Ibn Umeri, u cilësuan nga Jahja bin Jamar se ishin njerëz që bënin shumë adhurim, prandaj tha: "*Tek ne janë shfaqur disa njerëz të cilët e lexojnë Kuranin dhe e kërkojnë dijen (dhe përmend shumë cilësi të tyre)".* Njerëzve të tillë dhe të ngjashëm me ta prej bidatçijve, u vjen shejtani për t'i humbur dhe për ti devijuar me anë të dyshimeve.

**Dobia e tetë:** Lejohet që myftiu (ai që pyetet) të bashkojë mes përmendjes së një gjykimi dhe argumentimit për atë gjykim. Kjo për shkak se Ibn Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* në fillim shfaqi mendimin dhe urrejtjen e tij për këta njerëz, pastaj filloi të tregonte hadithin e Xhibrilit *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!),* i cili përmbante faktin se prej bazave të besimit ishte dhe besimi në kaderin e Allahut të Madhëruar.

**Dobia e nëntë:** Metoda që ndjek imam Muslimi është se ai gjithmonë ruan me korrektësi zinxhirin dhe tekstin e hadithit. I përmend ato pa asnjë lloj ndërprerjeje apo shkurtimi. Pra, dhe hadithin e Xhibrilit e ka transmetuar të plotë, duke mos përmendur vetëm besimin në kaderin e Allahut. Hafidh

---

[1] Suretu Bekare, 10.
[2] Suretu Teube, 125.

Ibn Haxheri në biografinë që i ka bërë imam Muslimit në librin "Tehdhihu Tehdhib", ka thënë: "Imam Muslimi ishte shumë me fat në librin që shkroi, sepse askush si ai nuk pati mundësinë ta bënte një punë të tillë. Kjo përpikëri i nxiti disa njerëz ta lavdëronin sahihun (librin) e tij më shumë se atë të Muhamed bin Ismailit (Buhariut). Për shkak se ai i mblidhte të gjitha rrugët që sillnin hadithin, i transmetonte ato të plota pa shkëputje apo ndërprerje, dhe nuk e transmetonte hadithin me kuptim të përafërt por e sillte ashtu siç vinte nga njerëzit që e kishin dëgjuar Profetin (salallahu alejhi ue selem). Shumë bashkëqytetarë të tij u munduan të bënin një punë të tillë, por kurrë nuk mundën të arrinin gradën e tij. Unë kujtoj njëzet dijetarë që kanë shkruar libra që përmendin hadithe, të cilat nuk i kishte përmendur imam Muslimi në librin e tij (duke u munduar të arrinin metodën e tij), por pa rezultat. I pa të meta është Allahu, Dhuruesi dhe Furnizuesi![1]

## Pjesa e dytë e hadithit dhe dobitë e nxjerra prej tij

Teksti i hadithit: ''Një ditë kur ishim të ulur tek i Dërguari (salallahu alejhi ue selem), papritur u shfaq një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zinj. Në pamjen e tij nuk dukeshin shenja udhëtari dhe

---

[1] "*Tehdhijbu et Tehdhijb*" i Ibn Haxherit.

askush nga ne nuk e njihte. Ai u ul pranë Profetit (salallahu alejhi ue selem), afroi gjunjët e tij me të Profetit, vendosi duart mbi gjunjët e tij dhe filloi ta pyeste. E pyeti për Islamin, imanin dhe ihsanin, gjithashtu për Kijametin dhe shenjat e tij, e më pas tha: "Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj." Nga kjo pjesë e hadithit nxjerrim disa dobi:

**Dobia e parë:** Në Sahihun e Buhariut dhe të Muslimit transmetohet nga Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!) i* cili thotë*: "Një ditë prej ditësh Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *ishte shfaqur para njerëzve."* Ndërsa Ebu Daudi në *"Sunenin"* e tij ka transmetuar me sened të saktë nga Ebu Dherri dhe Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tyre!)* se kanë thënë: *"Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *ulej në mesin e shokëve të tij dhe kur vinin njerëz të huaj nuk e dallonin në mesin e të ulurve. Atëherë kërkuam nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) t'i ndërtonim një vend të lartë, në mënyrë që kur të vinin njerëzit ta njihnin atë. Prandaj ndërtuam një ndenjëse nga balta mbi të cilën u ul Profeti (salallahu alejhi ue selem), dhe ne uleshim përreth tij."*[1] Nga ky hadith mësojmë se shumë e nevojshme për një mësues që të zgjedhë një vend të ngritur nga ku të japë ligjëratat e tij, veçanërisht kur pjesëmarrja është e madhe, me qëllim që të gjithë pjesëmarrësit ta shikojnë dhe të përfitojnë nga ai.

**Dobia e dytë:** Engjëjt kur takohen me njerëzit shndërrohen në formën e njerëzve. Diçka e tillë është përmendur shumë në Kuran, si p.sh.: ardhja e Xhibrilit *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* te Merjemja në formën e

---

[1] Transmeton Ebu Daudi në "*Sunenin"* e tij me nr. 4698.

një burri, apo takimi që bënë engjëjt me Ibrahimin dhe Lutin *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta!)*. Pra, ata me fuqinë që iu ka dhënë Allahu i Madhëruar kanë mundësi të ndryshojnë formën e tyre, nga ajo engjëllore në atë njerëzore. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij na tregon për krijimin e engjëjve duke thënë**:**

ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ فَاطِرِ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ جَاعِلِ ٱلْمَلَٰٓئِكَةِ رُسُلًا أُو۟لِىٓ أَجْنِحَةٍ مَّثْنَىٰ وَثُلَٰثَ وَرُبَٰعَ ۚ يَزِيدُ فِى ٱلْخَلْقِ مَا يَشَآءُ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿١﴾

**"Lavdërimi qoftë për Allahun, krijuesin e qiejve dhe Tokës, i Cili i ka bërë engjëjt të dërguar me nga dy, tre dhe katër krahë. Ai shton në krijim çfarë të dojë. Allahu, me të vërtetë, është i pushtetshëm për çdo gjë."**[1] Ndërsa Buhariu dhe Muslimi kanë transmetuar në dy librat e saktë të tyre se: "Profeti (salallahu alejhi ue selem) e ka parë Xhibrilin të kishte gjashtëqind krahë".[2] Gjithashtu, edhe xhindët kanë aftësinë e shndërrimit si engjëjt. Argument për këtë është historia që ka ndodhur me Ebu Hurejrën *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* histori e cila është transmetuar në *"Sahihun"* e Buhariut me nr. 2311. Xhindët ashtu si kanë veti të shndërrohen në njerëz kanë veti të shndërrohen edhe në gjarpërinj, siç është saktësuar në sahihun e Muslimit me nr. 2236. Engjëjt dhe xhindët në gjendjen që janë e shikojnë njeriun, por njeriu nuk mund t'i shikojë ata, sepse Allahu i Madhëruar kur flet për xhindët në Librin e Tij thotë**:**

إِنَّهُۥ يَرَىٰكُمْ هُوَ وَقَبِيلُهُۥ مِنْ حَيْثُ لَا تَرَوْنَهُمْ ۗ ﴿٢٧﴾

---

[1] Suretu Fatir, 1.
[2] Buhariu me nr. 4857, dhe Muslimi me nr. 280.

**"Vërtet ai dhe shoqëria e tij ju shikojnë, ndërsa ju nuk mund t'i shihni ata."**[1]

**Dobia e tretë:** Ardhja e Xhibrilit te Profeti (salallahu alejhi ue selem) në formën e njeriut, nuk është argument për lejimin e pjesëve teatrale dhe dramave të cilat janë lloj gënjeshtre, e që janë përhapur në këtë kohë. E themi këtë pasi Xhibrili u shndërrua në formë njeriu me ndihmën, fuqinë dhe lejen e Allahut të Madhëruar, nga forma e tij origjinale që ka gjashtëqind krahë në formën e një njeriu të thjeshtë.

**Dobia e katërt:** Nga ardhja e Xhibrilit dhe ulja e tij pranë Profetit (salallahu alejhi ue selem) kuptojmë dhe përfitojmë se si duhet të jetë morali i nxënësit të dijes me mësuesin e tij. Gjithashtu, ai që pyet nuk duhet të mjaftohet vetëm duke pyetur për gjërat që nuk ka njohuri. Përkundrazi, është e domosdoshme të pyesë dhe në çështjet që mund t'i dijë shumë mirë, me qëllim që të pranishmit të përfitojnë nga përgjigja që do të jepet. Për këtë arsye Profeti (salallahu alejhi ue selem) në fund të hadithit këtë mësim ia dedikon Xhibrilit, duke thënë: *"Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj"*. Realisht mësimdhënia ishte nga Profeti, sepse ai e dha atë, por iu dedikua Xhibrilit sepse ai qe shkaktari për atë mësim. Në Sahihun e Muslimit, Ebu Hurejra përcjell duke thënë: *"Profeti (salallahu alejhi ue selem) iu drejtua shokëve të tij duke thënë: "Më pyesni!". Por atyre u erdhi turp ta pyesnin, derisa erdhi një burrë dhe e pyeti. Në fund të hadithit Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: "Ky*

[1] Suretu Araf, 27.

*ishte Xhibrili. Donte t'ju mësonte, për shkak se ju nuk pyetët".*[1]

**Dobia e pestë:** Në dy librat më të saktë të hadithit, atë të Buhariut dhe Muslimit, nuk është transmetuar përshëndetja e Xhibrilit me selam në kohën që erdhi dhe u ul pranë Profetit (salallahu alejhi ue selem). Por është transmetuar te Ebu Daudi nga hadithi i Ebu Hurejrës dhe Ebu Dherrit *(Allahu qoftë i kënaqur prej tyre!)* të cilët kanë thënë*: "Aty erdhi një burrë – dhe tregoi paraqitjen e tij - dhe përshëndeti me fjalët: "Esselamu alejke ja Muhamed" (Paqja qoftë mbi ty o Muhammed!)" e në të njëjtën mënyrë ia ktheu edhe Profeti (salallahu alejhi ue selem)".*

**Dobia e gjashtë:** Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari" (1/116-117) ka thënë: "Nëse ndonjëri pyet: "Si e kuptoi Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* se njeriun që erdhi nuk e njohu askush nga të pranishmit?" U përgjigjemi: "Ndoshta ai u mbështet në mendimin e tij ose nga vetë shprehja e të pranishmëve. Unë mendoj se kjo e dyta qëndron më shumë, sepse në versionin që transmeton Uthman bin Gajathi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thuhet: *"Kur erdhi ky burrë, njerëzit filluan të shihnin njëri-tjetrin dhe thanë: "Ne nuk e njohim këtë njeri".*[2]

**Dobia e shtatë:** Neveviu në komentin e tij ndaj Sahihut të Muslimit (1/157) përmend se përemri tek fjala "gjunjët e tij" kthehet tek Xhibrili (d.m.th. gjunjët e Xhibrilit). Por disa të tjerë janë të mendimit se

---

[1] Transmeton Muslimi, nr.10.
[2] Transmeton imam Ahmedi në *"Musned"* me nr. 184.

përemri i kthehet Profetit (d.m.th. gjunjët e Profetit). Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Fet'hul Bari"[1] thotë: "Në një version të sjellë nga Sulejman et Tejmi thuhet*: "Njeriu që erdhi nuk kishte shenjat e një udhëtari, e as nuk ishte nga banorët e qytetit. Ai çau grumbullin e njerëzve dhe arriti tek i Dërguari (salallahu alejhi ue selem). U ul pranë tij ashtu siç ulet çdokush nga ne në namaz, pastaj vendosi duart e tij mbi gjunjët e Profetit ((Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)."*

Ky version na jep të kuptojmë se Xhibrili i ka vendosur duart mbi gjunjët e Profetit *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).* Me këtë mendim është Begauiu, Ismail et Tejmi dhe Tajibi, duke kundërshtuar kështu palën tjetër në të cilën qëndron Neueuiu[2] dhe Turbeshti. Këta të fundit u nisën nga edukata që duhet të tregojë nxënësi përpara mësuesit, sepse Xhibrili erdhi sikur të ishte nxënës. Por ne themi se vendosja e duarve nga ana e Xhibrilit mbi gjunjët e Profetit (salallahu alejhi ue selem), ishte për ta shtuar më shumë vëmendjen e Profetit në pyetjet e tij. Gjithashtu, nga kjo përfitojmë thjeshtësinë që duhet të ketë myftiu apo ai që pyetet përpara njerëzve. Mendimi më i saktë është se Xhibrili deshi të mos binte në sy me gjestin që bëri, dhe të pranishmit të mendonin se është njeri nga shkretëtira, prandaj dhe çau turmën e cila rrethonte Profetin (salallahu alejhi ue selem) derisa arriti tek ai.

---

1 "*Fet'hul Bari"* vëll. I, fq. 116.

2 Shiko mendimin e imam Neueuiut në komentin që i ka bërë sahihut të Muslimit, vëll. I, fq. 158.

Në sunenin e Nesaiut thuhet se Xhibrili i ka vendosur duart mbi gjunjët e *Profetit* (salallahu alejhi ue selem).[1]

## Pjesa e tretë e hadithit dhe dobitë e nxjerra prej tij

"O Muhamed, më trego çfarë është Islami?" Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* iu përgjigj*:* "Islami është të dëshmosh se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejt përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh muajin e Ramazanit dhe të vizitosh shtëpinë e shenjtë *(Kaben),* nëse ke mundësi". Njeriu i huaj tha*:* "Të vërtetën ke thënë". Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* tha*:* "Ne mbetëm të habitur nga mënyra se si ai e pyeste Profetin *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* dhe e miratonte në të njëjtën kohë." Në këto rreshta ka disa dobi:

**Dobia e parë**: Pyetjes së parë të Xhibrilit Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* i përgjigjet duke përmendur punët e jashtme (të dukshme) të njeriut, ndërsa kur u pyet për imanin Profeti (salallahu alejhi ue selem) përmendi punët e brendshme (jo të dukshme) të njeriut. *Imani* dhe *Islami* janë dy fjalë që kur përmenden së bashku, secila prej tyre merr kuptimin përkatës. Në këtë hadith Islami dhe imani

---

[1] Transmeton Nesaiu në *"Sunen"* me nr. 4991.

erdhën të radhitura dhe secila mori kuptimin e saj. Pra Islami ka të bëjë me punët e jashtme të njeriut dhe është shumë i përshtatshëm me kuptimin gjuhësor të tij, për shkak se Islam do të thotë: “Dorëzim dhe bindje ndaj Allahut të Madhëruar”. Ndërsa imani merr kuptimin e punëve të brendshme të njeriut, i cili është, gjithashtu shumë i përshtatshëm me kuptimin gjuhësor të tij: "Besim dhe pranim".

Islami dhe imani mund të vijnë edhe të ndarë, gjë që e bën secilin prej tyre të përmbajë kuptimin e tjetrit (d.m.th. punët e dukshme dhe ato të padukshme). Ja një shembull konkret ku përmendet vetëm Islami: Allahu i Madhëruar thotë**:**

وَمَن يَبْتَغِ غَيْرَ ٱلْإِسْلَٰمِ دِينًا فَلَن يُقْبَلَ مِنْهُ وَهُوَ فِى ٱلْءَاخِرَةِ مِنَ ٱلْخَٰسِرِينَ ﴿٨٥﴾

**"E kush kërkon fe tjetër përveç Islamit, atij kurrsesi nuk ia pranojmë dhe në Ditën e Gjykimit ai mbetet i dështuar."**[1] Ndërsa shembulli që përmend vetëm imanin, është fjala e Allahut të Madhëruar**:**

وَمَن يَكْفُرْ بِٱلْإِيمَٰنِ فَقَدْ حَبِطَ عَمَلُهُۥ وَهُوَ فِى ٱلْءَاخِرَةِ مِنَ ٱلْخَٰسِرِينَ ﴿٥﴾

**"Ai i cili mohon imanin ka shkatërruar punën e tij dhe në Ditën e Gjykimit do të jetë nga të dështuarit."**[2]

**Dobia e dytë:** Gjëja e parë që sqaron Islamin është dëshmia se **nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij**. Këto dy dëshmi janë shumë të lidhura njëra me tjetrën, prandaj vijnë gjithmonë bashkë dhe të pandara.

---

[1] Suretu Ali Imaran, 85.
[2] Suretu Maide, 5.

Shehadeti (dëshmia: LA ILAHE ILA ALLAH, MUHAMEDUN RESULULLAH) është i domosdoshëm dhe duhet pranuar nga çdo njeri apo xhind, duke filluar nga dita kur u dërgua Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) profet e deri në Ditën e Gjykimit. Ai që nuk beson në profetësinë e Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) do të jetë nga banorët e zjarrit. Argument për këtë është fjala e Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: *"Betohem në Atë i Cili ka në dorë shpirtin tim se çdo njeri, qoftë çifut apo i krishterë që dëgjon për mua dhe vdes duke mos i besuar profetësisë me të cilën u dërgova, ai do të jetë nga banorët e zjarrit."*[1]

Fjala "LA ILAHE ILA ALLAH" do të thotë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut. Kjo fjalë është e përbërë nga dy elemente apo baza: Mohim i përgjithshëm në fillim të fjalisë (LA ILAHE), dhe pohim i veçantë në fundin e saj (ILA LALLAH). D.m.th. te pjesa e parë mohohet çdo adhurim që i dedikohet dikujt tjetër përveç Allahut, ndërsa pjesa tjetër pohon vetëm adhurimin që i bëhet Allahut, sepse vetëm Ai e meriton diçka të tillë.[2]

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 240.

[2] Duke u nisur nga kjo që thamë, nuk harrojmë të përmendim gabimin në të cilin bien shumë njerëz kur thonë se: "La ilahe ila Allah" do të thotë: "Nuk ekziston zot tjetër përveç Allahut". Ky nuk është kuptimi i saktë i dëshmisë, kjo për vetë faktin se në kohën që po jetojmë, dëgjojmë dhe shikojmë njerëz që adhurojnë dhe besojnë se ekzistojnë shumë zota të tjerë përveç Allahut. Kuptimi i saktë i kësaj fjale është mohimi i adhurimit të zotave dhe sqarimi se **askush nuk meriton të adhurohet përveç Allahut.** Sh.P.

Kuptimi i pjesës së dytë të shehadetit (MUHAMEDUN RESULULLAH) është: ta duash Profetin (salallahu alejhi ue selem) më shumë se çdo krijesë tjetër, t'i bindesh në gjërat që ai urdhëron dhe të largohesh nga gjërat që ndalon. Të besosh lajmet që sjell qofshin për kohën e tij apo për të ardhmen, dhe ta adhurosh Allahun në përputhje me udhëzimin e tij. Sinqeriteti në bërjen e një vepre për hir të Allahut dhe pasimi i rrugës profetike, formojnë atë që quhet dëshmi.

Prandaj, një punë që të pranohet tek Allahu duhet të plotësojë dy kushte:

a) të bëhet e sinqertë për hir të Allahut,

b) të bëhet në përputhje me sunetin (rrugën, traditën) e të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem). Nëse një punë nuk bëhet e sinqertë për hir të Allahut, atëherë ajo refuzohet dhe tek Allahu nuk pranohet. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**:**

وَقَدِمْنَآ إِلَىٰ مَا عَمِلُوا۟ مِنْ عَمَلٍ فَجَعَلْنَٰهُ هَبَآءً مَّنثُورًا ﴿٢٣﴾

**"Ne do iu kthehemi veprave që bënë ata dhe do i bëjmë ato hi e pluhur."** Gjithashtu, në një hadith kudsij (të shenjtë) Allahu i Madhëruar ka thënë: ***"Unë jam më i panevojshmi për ortak. Prandaj kush punon një punë duke më shoqëruar ortak, Unë do e lë atë dhe ortakun e tij."***[1]

Gjithashtu, nëse një punë nuk bëhet në përputhje me rrugën e Profetit (salallahu alejhi ue selem), atëherë edhe kjo punë refuzohet. Argument është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) i cili thotë: *"Kush shpik në fenë tonë diçka që nuk i përket asaj, atëherë ajo punë*

[1] Transmeton Muslimi me nr. 2985.

*nuk pranohet (nga Allahu)".*[1]Ndërsa në versionin që transmeton Muslimi, Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Kush punon një punë që nuk përputhet me fenë tonë, ajo do t'i refuzohet".*[2]

Duke u nisur nga kjo, themi se nuk janë të vërteta fjalët e disa njerëzve të cilët thonë se nëse një punë është e sinqertë për hir të Allahut dhe ai që e vepron ka qëllim të mirë, kjo punë pranohet edhe nëse nuk është në përputhje me rrugën e Profetit (salallahu alejhi ue selem). Ky mendim hidhet poshtë me fjalën e Profetit (salallahu alejhi ue selem) kur iu drejtua njërit prej shokëve të tij, i cili kishte therur kurbanin para namazit të bajramit: *"Kafsha jote nuk vleu vetëm se për mish".*[3] Profeti (salallahu alejhi ue selem) nuk e konsideroi kafshën e tij kurban, sepse ai e kishte therur para kohës së duhur. Ibn Haxheri *(Allahu e mëshiroftë!)* në komentin e këtij hadithi në "Fet'hul Bari" (10/17) ka thënë: "Shejh Ebu Muhamed bin ebi Xhemrah për këtë ka thënë: "Nga ky hadith përfitojmë se puna sado e sinqertë të jetë, nuk pranohet përderisa nuk është në përputhje me sheriatin."[4]

Është transmetuar në *"Sunenin"* e Darimiut se Abdullah bin Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* kishte parë disa njerëz të mbledhur bashkë në xhami, dhe që në duart e tyre po mbanin gurë të vegjël për t'i numëruar. Njëri nga ata thoshte: "Thoni *Allahu Ekber* një qind herë - dhe ata e thonin, thoni *Elhamdulilah* një

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 2698.
[2] Transmeton Muslimi me nr.1718.
[3] Transmeton Buhariu me nr. 5556, dhe Muslimi me nr.1961.
[4] "*Fet'hul Bari"* vëll. X, fq. 17.

qind herë - dhe ata e thonin, thoni *SubhanAllah* një qind herë - dhe ata e thonin". Abdullah bin Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* kur i pa ata, u tha: "Çfarë është kjo që po bëni?" Ata u përgjigjën: "O babai i AbduRrahmanit! Nuk po bëjmë gjë tjetër vetëm se tesbih dhe e numërojmë me këta gurë". Abdullahu tha: "Më mirë për ju është të numëroni mëkatet që bëni, dhe (sikur ta lini këtë punë) unë ju siguroj se asnjë vepër e mirë nuk do t'ju shkojë dëm. Mjerë për ju o populli i Muhamedit! Sa shpejt humbisni! Shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) janë të pranishëm, rrobat e tij akoma nuk janë kalbur dhe enët e tij akoma nuk janë thyer, e ju veproni kështu! Betohem në Allahun se ju ose jeni popull më i udhëzuar se populli i Muhamedit (salallahu alejhi ue selem), ose i keni hapur vetes dyert e humbjes!" Ata thanë: "Betohemi në Allahun o babai i AbduRrahmanit, se nuk kishim për qëllim vetëm të mirën". Abdullahu atëherë u përgjigjet: "Sa njerëz e duan të mirën, por nuk e arrijnë atë".[1]

**Dobia e tretë**: Shtylla më e rëndësishme pas dëshmisë është namazi. Profeti (salallahu alejhi ue selem) e ka cilësuar atë si shtyllë të Islamit, siç është transmetuar në hadithin e Muadh bin Xhebelit *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!).* Gjithashtu, namazi është gjëja e fundit që do humbasin muslimanët, puna e parë për të

---

[1] Këtë ndodhi e ka permendur shejh Albani *(Allahu e mëshiroftë!)* në librin e tij *"Vargu i hadítheve të sakta"* me nr. 2005.

cilën do të pyeten përpara Allahut të Madhëruar, dhe ai e dallon muslimanin nga jomuslimani.[1]

Për të treguar më shumë rëndësinë e namazit, mund të themi se Allahu i Madhëruar i ka obliguar këto namaze natën e israsë dhe miraxhit, kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) është ngjitur mbi shtatë qiejt. Gjithashtu, kur banorët e zjarrit pyeten se cili ishte shkaku i hyrjes së tyre në Sekar (xhehenem), përgjigjen**:**

قَالُواْ لَمْ نَكُ مِنَ ٱلْمُصَلِّينَ ﴿٤٣﴾

**"Ne nuk ishim nga ata që falnin namazin."**[2] Namazi është vepër që largon nga të irituarat dhe veset e këqija. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

إِنَّ ٱلصَّلَوٰةَ تَنْهَىٰ عَنِ ٱلْفَحْشَآءِ وَٱلْمُنكَرِ ۗ وَلَذِكْرُ ٱللَّهِ أَكْبَرُ ۗ وَٱللَّهُ يَعْلَمُ مَا تَصْنَعُونَ ﴿٤٥﴾

**"E ti fale namazin, se me të vërtetë namazi të ruan nga shthurja dhe çdo vepër e shëmtuar."**[3] Porosia e fundit me të cilën Profeti (salallahu alejhi ue selem) porositi umetin e tij ishte namazi. Është transmetuar nga Umu Seleme *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!)* se ka thënë: "Profeti (salallahu alejhi ue selem) në sëmundjen e rëndë për shkak të së cilës ndërroi jetë, thoshte: *"Kujdesuni për namazin dhe robëreshat (të cilat i keni nën sundimin tuaj)!" Këto fjalë i përsëriti derisa ia dorëzoi shpirtin Allahut të Madhëruar.* Ndërsa Enesi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thotë: *"Porosia më përmbledhëse që la*

---

1 Për më tepër shih në *"Sahihun"* e Muslimit hadithin me nr. 134, gjithashtu *"Vargu i haditheve të sakta"* i shejh Albanit *(Allahu i mëshiroftë!)* me nr. 1739, 1358, 1748.

2 Suretu Mudethir, 43.

3 Suretu Ankebut, 45.

*Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *në çastet kur po jepte shpirt, ishte: "Kujdesuni për namazin dhe ato që keni nën sundimin tuaj!"* Gjithashtu, Ali bin Ebi Talib *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thotë: *"Fjalët e fundit të Profetit* (salallahu alejhi ue selem) *ishin: "Kujdesuni për namazin dhe ato që keni nën sundimin tuaj".*[1]

Allahu i Madhëruar kur përmend virtytet e besimtarëve në suren Muminun dhe Mearixh, i fillon dhe i mbaron ato me namazin. Suren Muminun e fillon duke thënë:

قَدْ أَفْلَحَ ٱلْمُؤْمِنُونَ ۝١ ٱلَّذِينَ هُمْ فِي صَلَاتِهِمْ خَٰشِعُونَ ۝٢

**"Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët, ata të cilët në namazin e tyre janë të përulur dhe të kujdesshëm."**[2] Ndërsa në fund thotë:

وَٱلَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَوَٰتِهِمْ يُحَافِظُونَ ۝٩

**"Dhe ata të cilët i kushtojnë kujdes kohës së namazit të tyre."**[3] Gjithashtu, në suren Mearixh thotë**:**

إِلَّا ٱلْمُصَلِّينَ ۝٢٢ ٱلَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ دَآئِمُونَ ۝٢٣

**"Përveç atyre që falen, ata të cilët janë të rregullt në faljen e namazit të tyre."** Ndërsa në fund të ajeteve thotë:

وَٱلَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ يُحَافِظُونَ ۝٣٤

**"Edhe ata që janë të kujdesshëm ndaj namazit të tyre."**[4]

Kryerja e namazit bëhet në dy mënyra. Mënyra e parë është e detyrueshme, dhe do të thotë të realizosh

---

[1] Të gjitha këto hadithe që përmendëm janë të sakta, të transmetuara nga Ibn Maxheh me nr. 1625, 2697, 2698, etj.
[2] Suretu Muminun, 1-2.
[3] Suretu Muminun, 9.
[4] Suretu Mearixh, 22- 23, 34.

të paktën detyrimin i cili largon nga ti përgjegjësinë dhe llogarinë. Mënyra e dytë është e pëlqyeshme, dhe do të thotë: Plotësimi i tij me çdo gjë që është e pëlqyeshme në namaz.

Pesë namazet janë detyrë për çdo person të shëndoshë mendërisht që ka arritur moshën e pjekurisë, qoftë mashkull apo femër. Kjo detyrë vazhdon derisa të ekzistojë shpirti në trupin e tij. Për burrat është detyrë që namazin ta falin në xhami me muslimanët e tjerë, sepse Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Betohem në Allahun, se isha gati të urdhëroja disa njerëz që të mblidhnin dru zjarri dhe të urdhëroja ndonjë të bënte thirrjen për namaz. Të lija një njeri t'ju printe njerëzve në namaz, pastaj të nisesha tek ata njerëz që nuk marrin pjesë në namaz me muslimanët e tjerë dhe t'ua digjja shtëpitë (për shkak të faljes së namazit në to dhe mosardhjes në xhami)".* [1]Gjithashtu, transmetohet nga Ebu Hurejra (salallahu alejhi ue selem) se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Namazi më i vështirë për munafikët (hipokritët, dyfytyrëshit) është ai i sabahut dhe jacisë. Sikur ata ta dinin vlerën e tyre, do të vinin këmbadoras (për ta falur në xhami). Isha gati të urdhëroja ndonjë nga muslimanët që të bënte thirrjen për namaz dhe një tjetër ta lija imam për njerëzit. Ndërkohë unë do doja të shkoja me disa burra që të digjnim shtëpitë e atyre që nuk marrin pjesë në namazin me xhemat*".[2]

Ibn Mesudi ka thënë: "Kush dëshiron që pas vdekjes ta takojë Allahun si musliman, atëherë le të

---

[1] Transmetuan Buhariu me nr. 644 dhe Muslimi me nr. 651 nga Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)*.
[2] Transmeton Buhariu me nr. 657 dhe Muslimi me nr. 651.

kujdeset që namazin e tij ta fal në xhami. Me të vërtetë Allahu e ka urdhëruar Profetin (salallahu alejhi ue selem) të ndjekë rrugët e udhëzimit, aq sa bëri që dhe namazi të përfshihet në këto rrugë. Prandaj, nëse ndonjë nga ju falet në shtëpinë e tij ashtu siç falen disa të papërgjegjshëm, atëherë do të linit udhëzimin e Profetit (salallahu alejhi ue selem), dhe nëse lini udhëzimin e tij do të humbisni. Çdo njeri që merr abdes në shtëpinë e tij duke e përsosur atë, dhe më pas niset për në xhami për t'u falur me xhemat, atëherë për çdo hap që ai hedh Allahu do t'i japë një të mirë, do t'i ngrejë një gradë dhe do t'i fshijë një gjynah. Unë e kam përjetuar atë kohë kur në namazin me xhemat nuk mungonte vetëm se ndonjë munafik, i cili njihej për hipokrizinë e tij. Madje në atë kohë kishte burra që nga pamundësia e tyre për të ecur, i sillnin në xhami për krahësh derisa i vendosnin në saf (rresht për t'u falur)".[1]

Gjithashtu, Ebu Hurejra thotë: *"Një burrë i verbër erdhi te Profeti dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! Unë nuk kam udhërrëfyes të më tregojë rrugën për në xhami, - dhe kërkoi ta lejonte të falej në shtëpi. Profeti në fillim e lejoi, por kur i verbëri po largohej Profeti (salallahu alejhi ue selem) e thirri dhe i tha: "A e dëgjon thirrjen e ezanit për namaz?" Tha: "Po." Atëherë Profeti i thotë: "Përgjigjiu thirrjes*!"[2] Ibn Umeri ka thënë: Kur nuk shihnim ndonjë në amazin e jacisë ose të sabahut, krijonim mendim të keq për të".[3]

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 654.
[2] Transmeton Muslimi me nr. 653.
[3] Transmeton Hakimi në "*Mustedrak*" vëll. I, fq. 211, dhe ka thënë se hadithi është i saktë. Me këtë mendim është dhe Dhehebiu.

Për të vërtetuar më shumë obligimin e namazit me xhemat ekzistojnë shumë ajete kuranore dhe tekste hadithi, të cilat tregojnë për faljen me xhemat edhe në kohën e luftës. Allahu i Madhëruar thotë:

وَإِذَا كُنتَ فِيهِمْ فَأَقَمْتَ لَهُمُ ٱلصَّلَوٰةَ فَلْتَقُمْ طَآئِفَةٌ مِّنْهُم مَّعَكَ ﴿١٠٢﴾

**"Nëse ti gjendesh me ata për të falur namazin, atëherë një grup prej tyre të vijë të falet me ty."**[1] Gjithashtu, janë transmetuar shumë hadithe të cilat tregojnë për faljen e namazit të frikës në mënyra të ndryshme.

**Dobia e katërt**: Zekati gjithmonë vjen i shoqëruar me namazin, si në ajetet kuranore ashtu dhe në hadithe. Allahu i Madhëruar thotë në Librin e Tij:

فَإِن تَابُوا۟ وَأَقَامُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتَوُا۟ ٱلزَّكَوٰةَ فَخَلُّوا۟ سَبِيلَهُمْ ۚ ﴿٥﴾

**"Dhe nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zekatin, atëherë lërini të lirë."**[2] Dhe thotë: **"Dhe nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zekatin, atëherë janë vëllezërit tuaj në fe."**[3] Ndërsa në një ajet tjetër thotë:

وَمَآ أُمِرُوٓا۟ إِلَّا لِيَعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ مُخْلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ حُنَفَآءَ وَيُقِيمُوا۟ ٱلصَّلَوٰةَ وَيُؤْتُوا۟ ٱلزَّكَوٰةَ ۚ وَذَٰلِكَ دِينُ ٱلْقَيِّمَةِ ﴿٥﴾

**"Ata nuk i urdhëruam me gjë tjetër, vetëm se të adhuronin Allahun me adhurim të sinqertë, të largoheshin nga çdo besim i kotë, të falin namazin dhe të japin zekatin, sepse kjo është feja e drejtë."**[4] Zekati është adhurim material prej të cilit kanë dobi

---

[1] Suretu Nisa, 102.
[2] Suretu Teube, 5.
[3] Suretu Teube, 11.
[4] Suretu Bejine, 5.

edhe të tjerët. Allahu i Madhëruar e ka obliguar atë për të pasurit, në mënyrë që të përfitojnë dhe të varfërit. Zekati kurrsesi nuk e dëmton të pasurin, kjo për shkak se nga pasuria e tij jepet një përqindje shumë e vogël nga një shumë e madhe parash.

**Dobia e pestë**: Agjërimi i muajit të Ramazanit është adhurim trupor i fshehtë ndërmjet njeriut dhe Krijuesit, dhe atë nuk e di askush përveç Allahut të Madhëruar. Ka njerëz që ti mendon se agjërojnë por në realitet nuk agjërojnë, gjithashtu ka njerëz që agjërojnë nafile dhe njerëzit mendojnë se ai nuk agjëron. Për këtë arsye është transmetuar në një hadith të saktë: *"Njeriu shpërblehet për punën e tij të mirë dhjetë deri në shtatë qind fish." Allahu i Madhëruar tha*: *"Me përjashtim të agjërimit, i cili bëhet vetëm për Mua dhe Unë shpërblej për të (pa llogari)."* [1] Të gjitha punët e njeriut duhet të bëhen për hir të Allahut. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**:**

قُلْ إِنَّ صَلَاتِي وَنُسُكِي وَمَحْيَايَ وَمَمَاتِي لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ ﴿١٦٢﴾ لَا شَرِيكَ لَهُ وَبِذَٰلِكَ أُمِرْتُ وَأَنَا أَوَّلُ الْمُسْلِمِينَ ﴿١٦٣﴾

**"Thuaj: namazi im, kurbani im, jeta dhe vdekja ime, janë vetëm për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok. Kështu jam urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve."**[2] Por në këtë hadith u veçua agjërimi për shkak të fshehtësisë që ka ky adhurim, të cilin nuk e di vetëm se Allahu.

**Dobia e gjashtë**: Haxhi (vizita e shtëpisë së shenjtë) është një adhurim truporo-material, të cilin

---

[1] Transmeton Buhariu me nr.1894, dhe Muslimi me nr.164.
[2] Suretu Enam, 162.

Allahu i Madhëruar ia ka obliguar çdo njeriu një herë në jetë. Profeti (salallahu alejhi ue selem) një prej haditheve të tij, duke treguar për rëndësinë e tij ka thënë: *"Kush e bën haxhin duke mos e përzier atë me fjalë të pista ose gjëra të ndaluara, kthehet sikur ta kishte lindur nëna e tij edhe një herë."*[1] Gjithashtu ka thënë: *"Kryerja e umreve njëra pas tjetrës i fshin mëkatet ndërmjet tyre, ndërsa haxhi i pranuar tek Allahu nuk ka shpërblim tjetër përveç xhenetit."*[2]

Të kesh mundësi për të shkuar në haxh, do të thotë të kesh mundësi trupore dhe materiale. Ai i cili vdes pa kryer haxhin lejohet që në vend të tij ta bëjë dikush tjetër, ndërsa për të gjallin nuk lejohet me përjashtim të dy rasteve:

1. për të moshuarin që nuk mundet të udhëtojë dhe,
2. për të sëmurin i cili nuk shpreson të shërohet ndonjëherë.

Nëse gruaja nuk gjen ndonjë të afërm për ta shoqëruar në haxh, atëherë ajo nuk obligohet për kryerjen e tij. Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Nuk lejohet veçimi i një burri me një grua, vetëm nëse gruaja është e shoqëruar nga ndonjë i afërm, gjithashtu, nuk lejohet që gruaja të udhëtojë pa të afërm. Një person kur i dëgjoi këto fjalë tha: "O i Dërguari i Allahut! Gruaja ime është nisur për haxh, ndërsa unë kam regjistruar emrin për të shkuar në betejë". Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *i tha: "Shko dhe kryej haxhin me gruan tënde!". (Buhariu, nr. 3006)*

---

[1] Transmeton Buhariu me nr.1820

[2] Transmeton Muslimi me nr.1349.

**Dobia e shtatë**: Pesë shtyllat e Islamit janë përmendur të radhitura sipas rëndësisë që ka secila prej tyre. Në fillim përmendet shehadeti i cili është bazë e çdo pune që të afron tek Allahu i Madhëruar. Pastaj përmendet namazi i cili falet pesë herë gjatë një ditë-nate, pra është lidhje e fortë ndërmjet njeriut dhe Krijuesit. Më pas vjen zekati i cili obligohet vetëm atëherë kur pasuria arrin një vlerë të caktuar në sheriat, duke qenë e palëvizshme gjatë një viti, sepse dobia e saj u kalon edhe të tjerëve. Pastaj vjen agjërimi i cili obligohet vetëm një muaj në vit. Dhe në fund përmendet haxhi, i cili është detyrë vetëm një herë në jetë.

**Dobia e tetë**: Xhibrili tha: "Të vërtetën the o Muhamed." Umeri tha: "Ne mbetëm të habitur nga mënyra se si ai pyeste dhe në të njëjtën kohë miratonte fjalët e Profetit (salallahu alejhi ue selem)." Kjo habi ndodh për shkak se në shumicën e rasteve ai që pyet nuk e di përgjigjen e pyetjes. Pra, njeriu që pyeti nuk duhej të miratonte fjalët e Profetit *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!),* sepse kjo tregon që pyetësi e di përgjigjen. Për këtë arsye sahabët mbetën të habitur nga miratimi që bënte njeriu i huaj.

## Pjesa e katërt e hadithit dhe dobitë e nxjerra prej tij

Në hadith thuhet: "Më trego çfarë është imani *(besimi)?"* Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: "Të besosh Allahun, engjëjt e Tij, librat që Ai zbriti, profetët

e dërguar, ditën e fundit, si dhe të besosh kaderin, qoftë i mirë apo i keq.” Njeriu i huaj përsëri tha: “Të vërtetën ke thënë.” Pastaj vijoi: “Më trego çfarë është ihsani?” Tha: “Ihsani është ta adhurosh Allahun sikur ti po e sheh Atë, edhe pse ti nuk e sheh, Ai me të vërtet të shikon ty." Këto rreshta të hadithit përmbajnë shumë dobi:

**Dobia e parë**: Përgjigja e dhënë nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) përmbledh gjashtë shtyllat e besimit. Shtylla e parë dhe më e rëndësishmja është besimi në Allahun e Madhëruar. E themi këtë sepse ai është baza e çdo besimi që duhet besuar, për këtë arsye bashkë me të u përmendën edhe besimi në engjëjt, librat dhe profetët. E ai që nuk beson Allahun, ai nuk i ka besuar edhe shtyllat e tjera të besimit.

Besimi në Allahun përmbledh: besimin në ekzistencën e Tij **(teuhidi rububijeh)**, besimi i sigurtë se vetëm Ai meriton të adhurohet **(teuhidi uluhijeh)**, dhe së fundi besimi në emrat dhe cilësitë e Tij (**teuhidi esma ue sifat)**. Allahu është i cilësuar me të gjitha cilësitë e plota që i përkasin vetëm Atij, e nga ana tjetër është i Pastër nga çdo e metë. Për këtë arsye kërkohet që Allahu të njësohet në Rububijen, uluhijen, në emrat dhe cilësitë e Tij.

Njësimi i Allahut në **teuhidin rububijeh,** në kuptim më të gjerë do të thotë ta njësosh Allahun në veprat që Ai bën. Pra Ai nuk ka ortak në atë që vepron p.sh.: në krijim, furnizim, në lindjen apo vdekjen e krijesave, në kontrollin absolut të gjithësisë, e shumë gjëra të tjera të cilat kanë lidhje me rububijen e Tij.

**Teuhidi uluhijeh** do të thotë njësimi i Allahut në veprimet e krijesave. Shembull për këtë lloj teuhidi është lutja, frika, shpresa, të mbështeturit vetëm tek Allahu, kërkimi i ndihmës dhe mbrojtjes vetëm nga Ai, të bësh kurban dhe të zotohesh vetëm me emrin e Tij, e shumë adhurime të tjera për të cilat kërkohet t'ia dedikojmë vetëm Atij. Në këtë mënyrë asgjë nuk duhet t'i drejtohet dikujt tjetër veç Allahut të Madhëruar, edhe nëse ai është engjëll i afërt apo Profet i dërguar, e lëre më të jetë diçka tjetër.

**Teuhidi esma ue sifat** do të thotë të pohosh çdo gjë që Allahu ka pohuar për Veten e Tij, apo atë që Profeti ka pohuar për emrat dhe cilësitë e Tij në mënyrën që i shkon dhe i përket përsosmërisë dhe madhështisë së Tij, pa i shëmbëllyer ato me të krijesave dhe pa i shtrembëruar, interpretuar apo mohuar. Duhet të kemi parasysh që Allahun ta veçojmë nga të gjitha gjërat që nuk kanë të bëjnë me Të, ashtu siç thotë Allahu i Madhëruar në librin e Tij: "**Asnjë send nuk i ngjan Atij, ndërsa Ai është Dëgjuesi, Shikuesi."** Në këtë ajet Ai bashkoi mes pohimit dhe përsosmërisë. Pohimi vihet re në fjalën e Allahut ku thotë: **"Ai është Dëgjuesi, Shikuesi."** Ndërsa përsosmëria vihet re në fjalën e Tij kur thotë: **"Asnjë send nuk i ngjan Atij",** prandaj Allahu i Madhëruar ka dëgjim që nuk ngjason me dëgjimet e krijesave, gjithashtu ka shikim që nuk ngjason me të krijesave. E njëjta gjë thuhet për të gjitha emrat dhe cilësitë e pohuara për Allahun e Madhëruar.

Ndarja e teuhidit në tri pjesë është bërë e mundur nga hulumtimet e vazhdueshme të dijetarëve në librin e Allahut të Madhëruar dhe sunetin e të dërguarit

(salallahu alejhi ue selem). Kjo ndarje pasqyrohet më shumë në suren e parë të Kuranit Fisnik e cila është suretu El Fatiha, dhe suren e fundit e cila është Suretu Nas, sepse secila prej tyre ka përmbledhur në vetvete tri llojet e Teuhidit.

Sa i takon sures El Fatiha, ajo fillon me Fjalën e Allahut:

**"Çdo falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve."** Ky ajet i përmban këto lloje të teuhidit, sepse fjala e Allahut: "**Çdo falënderim i përket Allahut"** përmban llojin e dytë të teuhidit, i cili është teuhidi *uluhijeh.* Pra, falënderimi që i dedikohet vetëm Allahut nga ana e krijesave është adhurim. Në ajetin tjetër ku thuhet: **"Zotit të botëve"** pohon qartë llojin e parë të teuhidit, i cili është teuhidi *rububijeh*: të qenurit e Allahut Zot për të gjitha botët. Botë është çdo gjë veç Allahut, sepse në gjithësi nuk ekziston vetëm se krijuesi dhe krijesa, dhe çdo gjë veç Allahut është krijesë. Prej emrave të Tij është emri "Zot"[1] e pak para tij u përmend emri Allah.

**"Të gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit".** Ky ajet, përmban llojin e tretë të teuhidit i cili është teuhidi *esma ue sifat.* Këta dy emra që përmenden në ajet tregojnë për një prej cilësive të Allahut, e cila është *Mëshira*. Duhet të kemi parasysh se prej emrave të Allahut gjithmonë nxirren cilësi sepse nuk janë emra të mangët, prandaj çdo emër i Tij përmban një prej cilësive të Tij.

**"Sunduesit të Ditës se Gjykimit"**. Në këtë ajet përmendet teuhidi *rububijeh*, sepse vetëm Allahu është

---

[1] Ky emër është me kuptim të gjerë, sepse të jesh Zot i çdo gjëje do të thotë të jesh i Përpiktë, Krijues, Mbikëqyrës etj. **Sh.P.**

Sunduesi i kësaj bote dhe botës tjetër. Në këtë ajet u veçua së përmenduri sundimi i Allahut për në botën tjetër dhe kjo për një arsye: në Ditën e Gjykimit të gjitha krijesat do i nënshtrohen plotësisht pushtetit të Allahut, dhe jo si në këtë botë ku ka njerëz që nuk iu binden urdhrave të Tij aq sa një nga njerëzit tha: **"Unë jam zoti juaj më i lartë."**[1]

**"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë."** Në këtë ajet dallohet qartë teuhidi *uluhijeh*. Përmendja e kundrinorit që është "Vetëm Ty", në gjuhën arabe nënkupton kufizim që do të thotë: "Vetëm Ty o Zot të veçojmë me adhurim dhe kërkim ndihme, dhe nuk kërkojmë nga askush përveç Teje".

**"Na udhëzo në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre të cilët i begatove me të mira; jo në rrugën e atyre që humbën dhe as të atyre që kundër vetes tërhoqën hidhërimin."** Ky ajet përmban teuhidin *uluhijeh,* për shkak se kërkimi i udhëzimit nga Allahu është dua (lutje, adhurim). Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Duaja (lutja) është adhurim."* Në këtë ajet besimtari i lutet Zotit të tij ta udhëzojë në rrugën e drejtë, në të cilën kanë shkelur njerëzit më të mirë si: profetët, të sinqertët, dëshmorët dhe njerëzit e devotshëm, të cilët në të njëjtën kohë janë ithtarë të teuhidit. Gjithashtu, kërkon nga Allahu që ta largojë nga rruga e njerëzve të humbur dhe rruga e atyre mbi të cilët zbriti hidhërimi i Allahut e që nuk e realizuan teuhidin, përkundrazi, zgjodhën shirkun dhe adhurimin

[1] Këto fjalë i ka thënë armiku i Allahut dhe i besimtarëve, faraoni i Egjiptit. **Sh.P.**

e të tjerëve në vend të Allahut. Ndërsa në suren e fundit të Kuranit Allahu i Madhëruar thotë:

**"Thuaj: 'Mbështetem (mbrohem) me Zotin e njerëzve!'"** Ky ajet ka përmbledhur gjithashtu të tri llojet e teuhidit, sepse kërkimi i mbrojtjes tek Allahu bën pjesë në teuhidin *uluhijeh*.

**"Me Zotin e njerëzve"** pohon teuhidin *rububijeh* dhe atë *Esma ue sifat*, dhe është i njëjtë me fjalën e Allahut në ajetin e parë të sures El Fatiha ku thuhej: **"Çdo falënderim i takon Allahut, Zotit të botëve."**

**"Sunduesin e njerëzve".** Ky ajet përmban teuhidin *rububijeh* dhe *esma ue sifat.*

**"Të Adhuruarin e njerëzve".** Ndërsa ky ajet përmban teuhidin *uluhijeh* dhe e*sma ue sifat.* Ndërlidhja mes tri llojeve të teuhidit realizohet kur themi se: Teuhidi *rububijeh* dhe *esma ue sifat* janë të lidhur ngushtë me teuhidin *uluhijeh*, ndërsa teuhidi *uluhijeh* përfshihet te dy të tjerët. Me fjalë të tjera themi se ai që pranon teuhidin *uluhijeh* patjetër që ka pranuar edhe dy të tjerët. Ai që pranon Allahun si të adhuruar dhe e veçon Atë në adhurimin e tij duke mos i shoqëruar asgjë, nuk ka mundësi që të jetë mohues i teuhidit *rububijeh,* që do të thotë se Allahu është Krijuesi, Furnizuesi, Ngjallësi etj. Gjithashtu, ai nuk mundet të mohojë emrat dhe cilësitë e larta të Allahut.

Ndërsa ai që beson në teuhidin *rububijeh* dhe *esma ue sifat*, është i detyruar të pranojë dhe teuhidin *uluhijeh*. Jobesimtarët që jetuan në kohën e Profetit (salallahu alejhi ue selem) e pranuan teuhidin *rububijeh* por kjo gjë nuk i futi ata në Islam, përkundrazi Profeti (salallahu alejhi ue selem) i luftoi ata derisa të adhuronin Allahun

dhe të mos i bënin ortak në adhurim. Në Kuranin Famëlartë, në shumë vende përmendet pohimi i jobesimtarëve për teuhidin *rububijeh*, në mënyrë që ky pohim t'i tërhiqte në pranimin e teuhidit *uluhijeh*. Shembull për këtë kemi fjalën e Allahut të Madhëruar i Cili thotë:

أَمَّنْ خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ وَأَنزَلَ لَكُم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءً فَأَنۢبَتْنَا بِهِۦ حَدَآئِقَ
ذَاتَ بَهْجَةٍ مَّا كَانَ لَكُمْ أَن تُنۢبِتُوا۟ شَجَرَهَآ ۗ أَءِلَٰهٌ مَّعَ ٱللَّهِ ۚ بَلْ هُمْ قَوْمٌ يَعْدِلُونَ
﴿٦٠﴾ أَمَّن جَعَلَ ٱلْأَرْضَ قَرَارًا وَجَعَلَ خِلَٰلَهَآ أَنْهَٰرًا وَجَعَلَ لَهَا رَوَٰسِىَ وَجَعَلَ بَيْنَ
ٱلْبَحْرَيْنِ حَاجِزًا ۗ أَءِلَٰهٌ مَّعَ ٱللَّهِ ۚ بَلْ أَكْثَرُهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٦١﴾ أَمَّن يُجِيبُ ٱلْمُضْطَرَّ
إِذَا دَعَاهُ وَيَكْشِفُ ٱلسُّوٓءَ وَيَجْعَلُكُمْ خُلَفَآءَ ٱلْأَرْضِ ۗ أَءِلَٰهٌ مَّعَ ٱللَّهِ ۚ قَلِيلًا مَّا
تَذَكَّرُونَ ﴿٦٢﴾ أَمَّن يَهْدِيكُمْ فِى ظُلُمَٰتِ ٱلْبَرِّ وَٱلْبَحْرِ وَمَن يُرْسِلُ ٱلرِّيَٰحَ بُشْرًۢا
بَيْنَ يَدَىْ رَحْمَتِهِۦٓ ۗ أَءِلَٰهٌ مَّعَ ٱللَّهِ ۚ تَعَٰلَى ٱللَّهُ عَمَّا يُشْرِكُونَ ﴿٦٣﴾ أَمَّن يَبْدَؤُا۟ ٱلْخَلْقَ
ثُمَّ يُعِيدُهُۥ وَمَن يَرْزُقُكُم مِّنَ ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ ۗ أَءِلَٰهٌ مَّعَ ٱللَّهِ ۚ قُلْ هَاتُوا۟ بُرْهَٰنَكُمْ إِن
كُنتُمْ صَٰدِقِينَ ﴿٦٤﴾

**"Ai që krijoi qiejt dhe tokën dhe për ju lëshoi shi nga qielli, me të cilin bëri të lulëzojnë kopshte të bukura, gjë që ishte e pamundur për ju. A ka të adhuruar tjetër përveç Allahut (që mund t'i krijojë këto)? Jo, por ata janë popull që shtrembërojnë të vërtetën. A nuk ishte Ai që tokën e bëri vendqëndrim e nëpër të bëri të rrjedhin lumenj, ndërsa tokën e përforcoi me male dhe në mes të detrave bëri ndarje? A ka të adhuruar tjetër përveç Allahut? Jo, por shumica e tyre nuk dinë.**

**Kush i përgjigjet nevojtarit kur ai thërret për ndihmë, madje i largon të keqen, ndërsa juve ju bën mbizotërues të tokës? A ka të adhuruar tjetër përveç Allahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni.**

**Ai është që ju orienton në errësirë të tokës e të detit, Ai dërgon shiun që e lajmërojnë erërat përgëzuese. Vallë, a ka të adhuruar tjetër përveç Allahut? I Lartë është Allahu nga gjërat që ata i përshkruajnë.**

**Ai është që filloi krijimin e njeriut dhe sërish do ta përsërisë atë.**

**Ai është Furnizuesi juaj nga qielli dhe toka. A ka të adhuruar tjetër përveç Allahut (që mund të bëjë diçka të tillë)? Thuaju: "Sillni argumentet tuaja, nëse jeni të sinqertë."**[1] Në çdo ajet Allahu i Madhëruar u përmend jobesimtarëve argumentet e teuhidit *rububijeh,* në mënyrë që ta pranojnë teuhidin *uluhijeh*. Për këtë arsye, Allahu kur përmend argumentet e krijimit i përfundon ato me një pyetje retorike: **"A ka të adhuruar tjetër përveç Allahut?"** Që do të thotë se Ai që është veçuar në këto dukuri e që janë të veçanta vetëm për Të, duhet që vetëm Atij t'i kushtohet adhurimi, sepse Ai që krijon dhe sjell në jetë e që zotëron shumë dukuri të tjera duhet që adhurimi ti dedikohet vetëm Atij. Si mund të logjikohet që këto krijesa, të cilat ishin asgjë e të cilat i krijoi Allahu, si është e mundur që t'u kushtohet një pjesë e adhurimit në një kohë kur janë të krijuara nga Allahu, ndërsa në librin famëlartë Allahu i Madhëruar thotë: **"Ata që adhuroni në vend të Allahut janë njerëz si ju."**[2]

**Dobia e dytë:** Besimi në engjëjt do të thotë të besosh se ata janë krijesa të Allahut, të krijuara prej

[1] Suretu Neml, 60-64.
[2] Suretul Araf, 194

dritës siç thuhet në Sahihun e Muslimit se i dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Engjëjt janë krijuar nga drita, xhindët nga zjarri, ndërsa Ademi është krijuar nga ajo që u është cilësuar (nga balta)".*[1]Ata janë të pajisur me krahë ashtu si është përmendur në ajetet e para të sures Fatir, ndërkohë që Xhibrili (salallahu alejhi ue selem) posedon gjashtëqind palë krahë siç është saktësuar në një hadith të Profetit të cilin e kemi përmendur më parë. Engjëjt janë krijesa të panumërta. Numrin e tyre nuk e di askush përveç Allahut të Madhëruar. Ajo që e pohon këtë është se Bejtul Meamuri (shtëpia e shenjtë në qiell) që është në qiellin e shtatë: "*e vizitojnë çdo ditë nga shtatëdhjetë mijë engjëj, të cilëve nuk iu bie më radha ta vizitojnë herë tjetër (nga numri i madh i tyre)".*[2] Transmetohet nga Abdullah bin Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Ditën e Gjykimit xhehenemi do të sillet me shtatëdhjetë mijë zinxhirë, dhe në krye të çdo zinxhiri do të ketë shtatëdhjetë mijë engjëj që do e tërheqin".*[3]

Engjëjt bëjnë punë të ndryshme. Disa janë të autorizuar me çështjet e shpalljes (uahjit), disa me çështjet e shiut, disa me ecurinë e foshnjës në mitrën e nënës, dhe disa të tjerë me marrjen e shpirtrave, me xhenetin dhe zjarrin etj. Engjëjt janë të përulur dhe të nënshtruar ndaj urdhrave të Allahut. Për këtë Allahu i Madhëruar në librin e Tij thotë:

لَّا يَعۡصُونَ ٱللَّهَ مَآ أَمَرَهُمۡ وَيَفۡعَلُونَ مَا يُؤۡمَرُونَ ۝٦

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 2996.
[2] Transmeton Buhariu me nr. 3207, dhe Muslimi me nr. 259.
[3] Transmeton Muslimi me nr. 2842.

**"Ata nuk e kundërshtojnë Allahun për asgjë që Ai i urdhëron. Ata veprojnë sipas asaj që janë urdhëruar ."**[1] Në Librin e Allahut dhe në sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem) janë përmendur disa emra të engjëjve, p.sh.: Xhibril, Mikail, Israfil, Malik, Munker dhe Nekir. Është detyrë të besojmë në ekzistencën e engjëjve, si të atyre që iu përmenden emrat, ashtu dhe të atyre që nuk iu përmenden. Gjithashtu, është detyrë të besojmë çdo gjë që ka ardhur për ta në ajetet kuranore dhe hadithet profetike.

**Dobia e tretë**: Të besosh në librat e Allahut do të thotë të pranosh dhe të besosh çdo libër të zbritur te profetët nga Allahu i Madhëruar. Madje duhet të jemi të bindur se janë të vërtetë, janë Fjalë e Allahut dhe nuk janë të krijuar. Librat e Allahut përmbajnë çdo gjë që u sjell lumturi atyre të cilëve u janë zbritur këta libra. Ata që kapen fort pas tyre janë të sigurt dhe fitimtarë, ndërsa ata që nuk i zbatojnë kanë humbur dhe janë shkatërruar. Disave prej këtyre librave u janë përmendur emrat dhe disave jo. Librat që u janë përmendur emrat janë**: Kurani, Teurati, Inxhili, Zeburi dhe fletushkat e Ibrahimit dhe Musait.** Këto të fundit janë përmendur në dy vende në Kuran, në suren Nexhm[2] dhe Ala[3]. Gjithashtu, edhe Zeburi është

---

1 Suretu Tahrim, 6.

2 Në ajetin 36-37, ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Apo nuk është i informuar me atë që është në fletushkat e Musait dhe të Ibrahimit që gjithnjë i plotësonte obligimet."**

3 Në ajetin 18-19, ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Vërtet kjo këshillë gjendej edhe në broshurat e para. Në broshurat e Ibrahimit dhe të Musait."**

përmendur në dy vende, në suren Nisa[1] dhe Isra.[2] Teurati dhe Inxhili janë përmendur në shumë vende në Kuran. Libri që është përmendur më shumë është Teurati, ndërkohë edhe profeti që është përmendur më shumë është Musai *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)*. Libri që iu shpall Musait është përmendur me emra të ndryshëm, si p.sh.: Teurat, El Kitab (libri), El Furkan (dalluesi), Ed Dija (drita) dhe Edh Dhikr (përkujtimi).

## Gjërat që e dallojnë Kuranin nga librat e tjerë

Kurani nga librat e tjerë dallohet nga:

**1.** Domosdoshmëria e besimit të tij në detaje. Pra, lajmet që ai sjell duhen besuar dhe urdhrat e ndalesat që përmend duhen praktikuar. Ndërsa adhurimi nuk mund të bëhet vetëm se duke u mbështetur tek ai dhe hadithet e Profetit (salallahu alejhi ue selem).

**2.** Kurani është mrekullia e përhershme që sfidoi çdo retorikë dhe oratori. Ai gjithashtu, sfidoi gjithë njerëzit kur kërkoi prej tyre të sillnin qoftë dhe një sure të ngjashme me ato të tij, por njerëzit kurrë nuk mundën të bënin diçka të tillë. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

قُل لَّئِنِ ٱجْتَمَعَتِ ٱلْإِنسُ وَٱلْجِنُّ عَلَىٰٓ أَن يَأْتُوا۟ بِمِثْلِ هَٰذَا ٱلْقُرْءَانِ لَا يَأْتُونَ
بِمِثْلِهِۦ وَلَوْ كَانَ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ ظَهِيرًا ﴿٨٨﴾

---

[1] Në ajetin 163, ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Ndërsa Daudit i patëm dhënë Zeburin."**

[2] Në ajetin 55, ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Prandaj Daudit i dhamë Zeburin."**

**"Thuaj: Sikur të bashkoheshin gjithë njerëzit dhe xhindët për të sjellë një Kuran të tillë, ata nuk do mund të bënin një të ngjashëm me të, sado që ta ndihmonin njëri- tjetrin."**[1]

**3.** Allahu i Madhëruar ka marrë përsipër ruajtjen e tij nga shtrembërimet dhe ndryshimet. Për këtë Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**:**

إِنَّا نَحۡنُ نَزَّلۡنَا ٱلذِّكۡرَ وَإِنَّا لَهُۥ لَحَٰفِظُونَ ۝٩

**"Ne me madhërinë Tonë e shpallëm (zbritëm) Kuranin, dhe Ne gjithsesi do ta ruajmë atë."** [2]

**4.** Ndryshe nga librat e tjerë, Kurani ka zbritur pjesë-pjesë. Për këtë Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

وَقَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لَوۡلَا نُزِّلَ عَلَيۡهِ ٱلۡقُرۡءَانُ جُمۡلَةٗ وَٰحِدَةٗۚ كَذَٰلِكَ لِنُثَبِّتَ بِهِۦ فُؤَادَكَۖ وَرَتَّلۡنَٰهُ تَرۡتِيلٗا ۝٣٢

**"E ata që nuk besuan thanë: "Përse nuk i është shpallur Kurani (Muhamedit) përnjëherësh? Kështu, Ne e zbritëm atë (pjesë-pjesë), në mënyrë që zemra jote të forcohet dhe e zbritëm atë ajet pas ajeti."**[3]

**5.** Kurani është përmbledhës i librave të tjerë. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

وَأَنزَلۡنَآ إِلَيۡكَ ٱلۡكِتَٰبَ بِٱلۡحَقِّ مُصَدِّقٗا لِّمَا بَيۡنَ يَدَيۡهِ مِنَ ٱلۡكِتَٰبِ وَمُهَيۡمِنًا عَلَيۡهِ ۝٤٨

**"Ne ty (Muhamed) të zbritëm Librin e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe përmbledhës i tyre."**[4] Ky ajet është argument se

[1] Suretu Isra, 88.
[2] Suretu Hixhr, 9.
[3] Suretu Furkan, 32.
[4] Suretu Maide, 48.

Kurani ka përmbledhur ngjarjet që janë përmendur në librat e mëparshëm, ndërsa suneti (tradita, rruga) i të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem) është sqarues i tij, ashtu siç ka thënë Allahu i Madhëruar në Librin e Tij:

وَأَنزَلْنَآ إِلَيْكَ ٱلذِّكْرَ لِتُبَيِّنَ لِلنَّاسِ مَا نُزِّلَ إِلَيْهِمْ وَلَعَلَّهُمْ يَتَفَكَّرُونَ ﴿٤٤﴾

**"Ne të shpallëm ty përkujtimin (hadithin) në mënyrë që t'u sqarosh njerëzve atë që të zbritëm (Kuranin). Ndoshta ata meditojnë."**[1]

Veprat nuk janë të kufizuara vetëm në praktikimin e ajeteve kuranore, por duhet gjithashtu të praktikojmë hadithet e sakta të ardhura (transmetuara) nga Profeti (salallahu alejhi ue selem). Ai që mohon sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem) është njësoj sikur të kishte mohuar Kuranin. E themi këtë sepse kur Allahu i Madhëruar obligoi namazin, zekatin, agjërimin dhe haxhin, mënyrën e kryerjes së tyre e sqaroi nëpërmjet haditheve. Për shembull, kur Allahu i Madhëruar urdhëroi faljen e namazit nuk sqaroi kohën, numrin e rekateve apo formën e tij, por hadithet profetike ishin ato që sqaruan diçka të tillë. Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Faluni ashtu siç më shikoni mua duke u falur".*[2]

Gjithashtu, kur u bë detyrë dhënia e zekatit, ishin hadithet ato që treguan kushtet kur duhet të jepet, sasinë etj. Të njëjtat fjalë vlejnë dhe për agjërimin sepse Ai na urdhëroi të agjërojmë, ndërsa hadithet na treguan dispozitat dhe gjërat që e prishin atë. Gjithashtu na urdhëroi të kryejm haxhin, ndërsa i dërguari i Allahut

---

[1] Suretu Nahl, 44.

[2] Transmeton Buhariu me nr. 631.

na sqaroi mënyrën e kryerjes së tij duke na thënë: *"Merrini nga unë ritet tuaja, sepse unë nuk e di se a do kem mundësi të bëj haxh pas këtij haxhi që po bëj."*[1]
Kurani bashkë me librat e tjerë që janë përmendur madje dhe ata që nuk janë përmendur, që të gjithë janë Fjalë e Allahut. Allahu i Madhëruar flet, por e folura e Tij nuk ka fillim e mbarim. Ai flet pa fillim dhe pa mbarim. E themi këtë sepse dhe Qenia e Tij nuk ka as fillim dhe as mbarim, për këtë arsye fjalët e Tij nuk kanë as fillim e as mbarim. E folura e Allahut është cilësi që nuk ndahet nga Qenia e Tij dhe realizohet me Dëshirën e Tij. Kjo do të thotë se Allahu flet kur të dojë dhe si të dojë. Ai i foli Musait në kohën e tij, i foli Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) kur bëri isranë dhe miraxhin, dhe do t'ju flasë banorëve të xhenetit kur të hyjnë në xhenet. E këto janë shembuj të fjalëve të Allahut të cilat i ka folur dhe i flet në kohët që Ai dëshiron.

Allahu i Madhëruar flet me zë dhe shkronja të qarta. Fjala e Tij kurrsesi nuk është e krijuar dhe e veçuar nga Qenia e Tij. Në Librin e Tij Allahu i Madhëruar thotë: **"Dhe Musait Allahu i foli me fjalë."**[2] Ky ajet është argument për cilësinë e të folurit të Allahut, madje Musai *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* e ka dëgjuar Fjalën e Tij. Ajeti ku Allahu përmend se Musait **"I foli me fjalë",** pohon qartë të folurën e Tij dhe se ajo është shprehur nga Ai. Fjalët e Allahut nuk kanë fillim dhe mbarim. Për këtë shkak ato janë të

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 1297.
[2] Suretu Nisa, 164.

pallogaritshme ndryshe nga fjalët e krijesave, të cilat kanë fillim dhe mbarim dhe janë të numëruara. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

قُل لَّوۡ كَانَ ٱلۡبَحۡرُ مِدَادٗا لِّكَلِمَٰتِ رَبِّي لَنَفِدَ ٱلۡبَحۡرُ قَبۡلَ أَن تَنفَدَ كَلِمَٰتُ رَبِّي وَلَوۡ جِئۡنَا بِمِثۡلِهِۦ مَدَدٗا ﴿١٠٩﴾

**"Thuaj: "Sikur deti të ishte bojë shkrimi për të shkruar fjalët e Zotit tim, atëherë deti do shterej para se të përfundonin fjalët e Tij, madje dhe sikur të sillnit një det tjetër pas tij."**[1]

Gjithashtu thotë**:**

وَلَوۡ أَنَّمَا فِي ٱلۡأَرۡضِ مِن شَجَرَةٍ أَقۡلَٰمٞ وَٱلۡبَحۡرُ يَمُدُّهُۥ مِنۢ بَعۡدِهِۦ سَبۡعَةُ أَبۡحُرٖ مَّا نَفِدَتۡ كَلِمَٰتُ ٱللَّهِۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَزِيزٌ حَكِيمٞ ﴿٢٧﴾

**"Sikur gjithë drurët të ishin lapsa e detit t'i shtoheshin dhe shtatë të tjerë (e të jenë ngjyrë), kurrsesi fjalët e Allahut nuk do mbaronin. Allahu është Ngadhënjyesi, i Urti."**[2]

Në këto dy ajete tregohet shumë qartë vërtetësia e të folurit të Allahut, dhe se fjalët e Tij nuk kanë fund. Këta dete pa fund që shikojmë, sikur të shtoheshin në shumë detra të tjerë dhe të shndërroheshin në bojë shkrimi, ndërsa pemët e drurët të bëheshin lapsa për të shkruar fjalët e Allahut, detet do shteroheshin dhe lapsat do mbaronin para se të mbaronin Fjalët e Allahut të Madhëruar. Kjo për shkak se detet dhe lapsat janë të krijuar (kanë fillim dhe mbarim), ndërsa Kurani është Fjalë e Allahut dhe jo i krijuar prandaj nuk ka fund. Pra Kurani është fjalë e Tij, gjithashtu dhe Teurati e Inxhili, madje çdo libër që ka dërguar Allahu

---

[1] Suretu Kehf, 109.
[2] Suretu Lukman, 27.

është fjalë e Tij dhe fjala e Tij nuk është e krijuar dhe nuk ka fund, ndryshe nga fjalët e krijesave të cilat kanë fund. E folura është cilësi e Krijuesit e cila nuk ka fillim e as mbarim, prandaj fjalët e Tij nuk mbarojnë ndërsa krijesat vdesin dhe fjalët e tyre mbarojnë.

**Dobia e katërt**: Të besosh në profetët do të thotë të pranosh dhe të jesh i bindur se Allahu i Madhëruar ka zgjedhur disa njerëz (profetë) që udhëzojnë njerëzit në rrugën e drejtë, dhe nxjerrin nga errësirat në dritë. Allahu i Madhëruar në Librin e tij thotë: **"Allahu zgjedh të dërguar nga melaiket dhe nga njerëzit."**

## Veçoritë e profetëve

**1.** Profetët (të dërguarit) e Allahut janë nga njerëzit dhe jo nga xhindët, sepse në mesin e xhindëve nuk ka pasur profet por vetëm këshillues. Për këtë Allahu i Madhëruar në librin e Tij thotë:

وَإِذْ صَرَفْنَآ إِلَيْكَ نَفَرًا مِّنَ ٱلْجِنِّ يَسْتَمِعُونَ ٱلْقُرْءَانَ فَلَمَّا حَضَرُوهُ قَالُوٓا۟ أَنصِتُوا۟ ۖ فَلَمَّا
قُضِىَ وَلَّوْا۟ إِلَىٰ قَوْمِهِم مُّنذِرِينَ ﴿٢٩﴾ قَالُوا۟ يَٰقَوْمَنَآ إِنَّا سَمِعْنَا كِتَٰبًا أُنزِلَ مِنۢ بَعْدِ
مُوسَىٰ مُصَدِّقًا لِّمَا بَيْنَ يَدَيْهِ يَهْدِىٓ إِلَى ٱلْحَقِّ وَإِلَىٰ طَرِيقٍ مُّسْتَقِيمٍ ﴿٣٠﴾ يَٰقَوْمَنَآ أَجِيبُوا۟
دَاعِىَ ٱللَّهِ وَءَامِنُوا۟ بِهِۦ يَغْفِرْ لَكُم مِّن ذُنُوبِكُمْ وَيُجِرْكُم مِّنْ عَذَابٍ أَلِيمٍ ﴿٣١﴾ وَمَن لَّا
يُجِبْ دَاعِىَ ٱللَّهِ فَلَيْسَ بِمُعْجِزٍ فِى ٱلْأَرْضِ وَلَيْسَ لَهُۥ مِن دُونِهِۦٓ أَوْلِيَآءُ ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ فِى
ضَلَٰلٍ مُّبِينٍ ﴿٣٢﴾

**"Kur Ne dërguam te ti një grup xhindesh për të dëgjuar Kuranin, ata, kur erdhën, i thanë njëri-tjetrit: 'Heshtni!' Dhe kur përfundoi (leximi), ata u kthyen te populli i tyre si këshillues. Ata thanë: 'O populli ynë! Ne dëgjuam një Libër të shpallur pas Musait, i cili vërteton shpalljet para tij, udhëzon nga e vërteta**

**dhe tregon rrugën e drejtë. O populli ynë, përgjigjjuni thirrësit të Allahut dhe besojini Atij! Ai do t'jua falë gjynahet tuaja dhe do t'ju shpëtojë prej dënimit të dhembshëm. Ndërsa ata që nuk i përgjigjen thirrësit të Allahut, nuk do të mund t'i ikin Atij në Tokë; për ata s'ka mbrojtës tjetër, përveç Tij. Ata janë në humbje të madhe!"**[1]

Në këtë ajet xhindët nuk përmendën ndonjë profet që të jetë dërguar prej tyre e as ndonjë libër, përkundrazi ata përmendën dy libra të zbritur tek Musai dhe Muhamedi (salallahu alejhi ue selem). Ata nuk e përmendën Inxhilin, i cili ka zbritur pas Teuratit, kjo për shkak se shumë dispozita që përmenden në Inxhil janë të përmendura në Teurat. Ibn Kethiri duke komentuar këto ajete thotë: "Ata nuk e përmendën Isain sepse libri i shpallur tek ai përmban vetëm këshilla, morale dhe shumë pak ligje. Inxhili në të vërtetë është plotësim i Teuratit, pra baza është Teurati. Për këtë arsye xhindët thanë: **"Ne dëgjuam një Libër të shpallur pas Musai."**

**2.** Profetët e Allahut janë të urdhëruar për kumtimin dhe sqarimin e shpalljeve që u janë kumtuar. Për këtë Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

لَقَدْ أَرْسَلْنَا رُسُلَنَا بِٱلْبَيِّنَٰتِ وَأَنزَلْنَا مَعَهُمُ ٱلْكِتَٰبَ وَٱلْمِيزَانَ ﴿٢٥﴾

**"Ne i dërguam të dërguarit tanë me dokumente të qarta dhe me ta zbritëm Librin dhe drejtësinë."**[2] Libri i përmendur në ajet është emër i përgjithshëm dhe përfshin të gjithë librat. Profetët ishin ata që u

1 Suretu Ahkaf, 29-32.
2 Suretu Hadid, 25.

urdhëruan të kumtojnë legjislacionin e një profeti para tyre, siç thotë Allahu i Madhëruar:

إِنَّآ أَنزَلۡنَا ٱلتَّوۡرَىٰةَ فِيهَا هُدٗى وَنُورٞۚ يَحۡكُمُ بِهَا ٱلنَّبِيُّونَ ٱلَّذِينَ أَسۡلَمُواْ لِلَّذِينَ هَادُواْ وَٱلرَّبَّٰنِيُّونَ وَٱلۡأَحۡبَارُ بِمَا ٱسۡتُحۡفِظُواْ مِن كِتَٰبِ ٱللَّهِ

**"Ne kemi dërguar Teuratin, në të cilin janë udhëzimet dhe drita. Sipas tij, profetët që ia kishin dorëzuar veten Allahut, i gjykonin hebrenjtë; por edhe të diturit dhe rabinët kështu vepronin, sepse atyre iu qe besuar mbrojtja e librit të Allahut."**[1]

**3.** Ata e kryen më së miri detyrën që u caktoi Allahu i Madhëruar. Argument për këtë është Fjala e Allahut që thotë**:**

مَّا عَلَى ٱلرَّسُولِ إِلَّا ٱلۡبَلَٰغُ ﴿٩٩﴾

**"A mos kanë obligim tjetër të dërguarit, vetëm se t'i njoftojnë njerëzit qartë?"**[2] Gjithashtu, në një ajet tjetër thotë**:**

وَسِيقَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ إِلَىٰ جَهَنَّمَ زُمَرًاۖ حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءُوهَا فُتِحَتۡ أَبۡوَٰبُهَا وَقَالَ لَهُمۡ خَزَنَتُهَآ أَلَمۡ يَأۡتِكُمۡ رُسُلٞ مِّنكُمۡ يَتۡلُونَ عَلَيۡكُمۡ ءَايَٰتِ رَبِّكُمۡ وَيُنذِرُونَكُمۡ لِقَآءَ يَوۡمِكُمۡ هَٰذَاۚ قَالُواْ بَلَىٰ وَلَٰكِنۡ حَقَّتۡ كَلِمَةُ ٱلۡعَذَابِ عَلَى ٱلۡكَٰفِرِينَ ﴿٧١﴾

**"E ata që nuk besuan vijnë grupe-grupe te xhehenemi dhe kur arrijnë aty, dyert e tij hapen dhe roja i tij thotë: "A nuk u erdhën të dërguar nga mesi juaj t'ju lexojnë shpalljet e Zotit tuaj dhe t'ju këshillojnë për ballafaqimin e kësaj dite?" Ata thonë: "Po, por vendimi për dënim bëhet realitet ndaj jobesimtarëve."**[3] Imam Zuhriu ka thënë: "Allahu i Madhëruar zbret shpalljen e Tij, ndërsa i Dërguari

---

[1] Suretu Maide, 44.
[2] Suretu Maide, 99
[3] Suretu Zumer, 71.

(salallahu alejhi ue selem) është i detyruar ta kumtojë atë dhe për ne nuk mbetet gjë tjetër vetëm se ta pranojmë”. Këto fjalë Buhariu i përmendi në Sahihun e tij (13/503) në kreun e Teuhidit, dhe pikërisht në komentin e ajetit: **“O ti i dërguar, kumtoje atë që t’u zbrit nga Zoti yt, e nëse nuk e bën atëherë nuk e ke kumtuar shpalljen e Tij.”** Disa profetë janë përmendur me emra në Kuran ndërsa disa të tjerë jo. Allahu i Madhëruar thotë:

وَرُسُلًا قَدْ قَصَصْنَٰهُمْ عَلَيْكَ مِن قَبْلُ وَرُسُلًا لَّمْ نَقْصُصْهُمْ عَلَيْكَ ۚ ﴿١٦٤﴾

**"Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem."**[1] Profetët që janë përmendur në Kuran janë njëzet e pesë, tetëmbëdhjetë prej të cilëve janë përmendur në suren Enam:

وَتِلْكَ حُجَّتُنَآ ءَاتَيْنَٰهَآ إِبْرَٰهِيمَ عَلَىٰ قَوْمِهِۦ ۚ نَرْفَعُ دَرَجَٰتٍ مَّن نَّشَآءُ ۗ إِنَّ رَبَّكَ حَكِيمٌ
عَلِيمٌ ﴿٨٣﴾ وَوَهَبْنَا لَهُۥٓ إِسْحَٰقَ وَيَعْقُوبَ ۚ كُلًّا هَدَيْنَا ۚ وَنُوحًا هَدَيْنَا مِن قَبْلُ ۖ وَمِن
ذُرِّيَّتِهِۦ دَاوُۥدَ وَسُلَيْمَٰنَ وَأَيُّوبَ وَيُوسُفَ وَمُوسَىٰ وَهَٰرُونَ ۚ وَكَذَٰلِكَ نَجْزِى ٱلْمُحْسِنِينَ
﴿٨٤﴾ وَزَكَرِيَّا وَيَحْيَىٰ وَعِيسَىٰ وَإِلْيَاسَ ۖ كُلٌّ مِّنَ ٱلصَّٰلِحِينَ ﴿٨٥﴾ وَإِسْمَٰعِيلَ وَٱلْيَسَعَ
وَيُونُسَ وَلُوطًا ۚ وَكُلًّا فَضَّلْنَا عَلَى ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٨٦﴾

**"Këto janë argumentet Tona që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij, Ne ngremë në shkallë të lartë atë që duam. Zoti yt çdo gjë e vë në vendin e vet dhe Atij asgjë nuk mund t'i fshihet. Ne atij (Ibrahimit) i falëm Is'hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre e udhëzuam. Më parë edhe Nuhun e patëm udhëzuar. E nga pasardhësit e tij (të Ibrahimit) udhëzuam Daudin, Sulejmanin, Ejubin, Jusufin, Musain dhe Harunin.**

[1] Suretu Nisa, 164.

**Ne kështu i shpërblejmë bamirësit. Shpërblyem dhe Zekerian, Jahjan, Isain dhe Iljasin, të gjithë këta ishin prej të mirëve të përsosur. Shpërblyem dhe Ismailin, Eljesan, Junusin dhe Lutin dhe të gjithë këta i veçuam mbi njerëzit e tjerë."**[1] Ndërsa shtatë të tjerët janë: Ademi, Idrisi, Hudi, Salihu, Shuajbi, Dhulkifli dhe Muhamedi (salallahu alejhi ue selem).

**4.** Të dërguarit e Allahut janë vetëm burra dhe në mesin e tyre nuk kishte gra. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**:**

وَمَآ أَرۡسَلۡنَا مِن قَبۡلِكَ إِلَّا رِجَالاً نُّوحِيٓ ﴿١٠٩﴾

**"Ne nuk dërguam para teje vetëm se burra që u shpallnim."**[2] Ibn Kethiri në komentin e këtij ajeti thotë: "Besimi i ehli sunetit dhe xhematit, siç ka thënë dijetari Ebul Hasen el Esharij, është se nuk ka pasur grua profete, por ka pasur gra të sinqerta ashtu siç i ka cilësuar Allahu në Librin e Tij kur ka treguar për Merjemen si më të ndershmen prej tyre, duke thënë:

مَّا ٱلۡمَسِيحُ ٱبۡنُ مَرۡيَمَ إِلَّا رَسُولٌ قَدۡ خَلَتۡ مِن قَبۡلِهِ ٱلرُّسُلُ وَأُمُّهُۥ صِدِّيقَةٌۖ كَانَا يَأۡكُلَانِ ٱلطَّعَامَۗ ٱنظُرۡ كَيۡفَ نُبَيِّنُ لَهُمُ ٱلۡأٓيَٰتِ ثُمَّ ٱنظُرۡ أَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ﴿٧٥﴾

**'Mesihu, i biri i Merjemes nuk ishte tjetër vetëm se i dërguar dhe para tij pati shumë të dërguar. Nëna e tij ishte e drejtë dhe e sinqertë, dhe që të dy ushqeheshin (si njerëzit e tjerë).'**[3] Në këtë ajet Allahu i Madhëruar e cilëson Merjemen me gradën më të lartë të devotshmërisë, "sinqeritetin". E sikur ajo të ishte e

---

1 Suretu Enam, 83-86.
2 Suretu Jusuf, 109.
3 Suretul Maide, 75.

dërguar atëherë do cilësohej si e tillë, por ajeti Kuranor është shumë i qartë se ajo nuk ishte e dërguar, por e sinqertë

**5.** Profetët ishin banorë qytetesh. Ibn Kethiri duke e komentuar fjalën e Allahut ku thotë: **"Prej banorëve të qyteteve",** thotë: ''Kjo do të thotë se ata ishin nga qytetet dhe jo nga fshatrat e humbura të shkretëtirave, banorët e të cilëve janë të ashpër në natyrën dhe moralet e tyre. Ndryshe nga banorët e qyteteve që janë njohur në histori si njerëz të butë në natyrë dhe në morale. Mund të them se banorët e çadrave janë në gjendje më të mirë se banorët e shkretëtirave të humbura, për këtë arsye Allahu i Madhëruar duke treguar për këtë kategori njerëzish thotë: **"Beduinët janë mohuesit dhe hipokritët më të mëdhenj."** Ndërsa Katadja duke komentuar fjalën e Allahut: **"Prej banorëve të qyteteve",** thotë: Sepse ata janë më të ditur dhe më të butë se beduinët''.

Kjo që përmendëm nuk bie në kundërshtim me ajetin Kuranor ku Allahu flet për Jusufin *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!),* i cili falënderon Allahun duke thënë: **"Ndërsa juve u solli nga shkretëtira."** Kjo kuptohet që Jakubi ishte i dërguar në qytet por më pas ai doli dhe jetoi në shkretëtirë, ose mund të thuhet se ai jetoi në një vend që emërtohej shkretëtirë, ose mund të thuhet se vendi nga erdhi Jakubi ishte shumë afër qytetit dhe mori gjykimin e tij. Të gjitha këto komente i përmendi shejhu ynë Muhamed Emin Shenkiti, Allahu e mëshiroftë, në librin e tij "Defu ijham el Itirab an ajatil Kitab", e pikërisht në komentin e këtij ajeti në suren Jusuf.

## Dallimi mes termave nebij [1] dhe resul [2]

Përsa i përket ndryshimit mes termit *nebij* dhe *resul*, duhet të dimë se është përhapur shumë mendimi se *nebij* është ai që posedon shpallje dhe legjislacion nga Allahu, por nuk është i urdhëruar ta kumtojë atë. Ndërsa *resul* është ai që posedon shpallje dhe legjislacion nga Allahu dhe është i urdhëruar ta kumtojë atë. Në realitet, disa argumente kuranore e bëjnë të pasaktë këtë përkufizim. Allahu i Madhëruar thotë:

وَكَمْ أَرْسَلْنَا مِن نَّبِيٍّ فِي ٱلْأَوَّلِينَ ﴿٦﴾

**"E sa lajmëtarë kemi dërguar te popujt e lashtë?!"**[3] Gjithashtu, thotë:

﴿وَمَآ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ مِن رَّسُولٍ وَلَا نَبِيٍّ إِلَّآ إِذَا تَمَنَّىٰٓ أَلْقَى ٱلشَّيْطَٰنُ فِيٓ أُمْنِيَّتِهِۦ﴾

**"Te çdo i dërguar apo lajmëtar që dërguam para teje, shejtani mundohej të ndërhynte në dëshirat dhe ndjenjat e tij."**[4] Këto dy ajete që përmendëm janë argument se *nebiju* (lajmëtari) është i dërguar njësoj si *resuli* (profeti), dhe është i urdhëruar të kumtojë atë që posedon. Gjithashtu, në një ajet tjetër Allahu i Madhëruar thotë: **"Ne zbritëm Teuratin që është udhëzim i drejtë dhe dritë. Sipas tij gjykuan *nebijunët* (lajmëtarët) që ishin pasues të *resulëve* (profetëve) të**

---

[1] *Nebij* në gjuhën shqipe do të thotë lajmëtar që u tregon njerëzve rrugën e drejtë që duhet të ndjekin. **Sh.P.**

[2] *Resul* do të thotë *"I dërguar"*. Dijetarët Islamë kanë rënë në kundërshtim në dallimin midis *nebij* dhe *resul,* gjë që do të sqarohet në këtë temë. **Sh.P.**

[3] Suretu Zuhruf, 6.

[4] Suretu Haxh, 52.

**mëparshëm, ndaj atyre që ishin jehud. Me të gjykuan dijetarët e devotshëm dhe paria fetare, të cilët ishin të urdhëruar ta ruanin Librin e Allahut, madje ata ishin dhe mbrojtës të tij."**[1] Ky ajet na jep të kuptojmë se *nebijët* që erdhën pas Musait (i cili ishte i dërguar nga Allahu me Teuratin), i thërrisnin njerëzit në zbatimin e Teuratit. Duke u nisur nga kjo, themi se përkufizimi i saktë i këtyre dy termave është: *resul* quhet ai të cilit i shpallet një legjislacion dhe posedon libër nga Allahu për t'ua kumtuar njerëzve. Ndërsa *nebij* është ai i cili nuk posedon libër, por është i urdhëruar të kumtojë shpalljen e ndonjë profeti para tij.[2] Kjo përputhet plotësisht me argumentet por mbetet një problem, e ai është se ka *resulë* që janë cilësuar si *nebij* dhe *resul* së bashku, siç thotë Allahu në librin e Tij për Muhamedin (salallahu alejhi ue selem): **"O ti i dërguar, kumtoje atë që të zbriti nga Zoti yt."** Në një ajet tjetër Allahu thotë: **"O Profet! Përse po ia ndalon vetes atë që ta ka lejuar Allahu, duke kërkuar t'u bësh qejfin grave të tua?!"**[3] Gjithashtu në një ajet tjetër, duke treguar për Musain thotë: **"Përkujto në këtë libër Musain, vërtet ai ishte i zgjedhur dhe ishte resul dhe nebij."** Ndërsa për Ismailin thotë: **"Përkujto edhe Ismailin, vërtet ai i mbante premtimet dhe ishte resul dhe nebij."**

Ndërsa Profetit tonë, Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) kur i erdhi shpallja, në fillim nuk u urdhërua që ta kumtonte atë, por më pas i erdhi urdhri ku

---

[1] Suretu Maide, 44.

[2] Prandaj thuhet se çdo *resul* është *nebij* dhe jo çdo nebij është resul. **Sh.P.**

[3] Suretu Tahrim, 1.

urdhërohej që të kumtonte, e pikërisht me fjalën e Allahut ku i thotë: **“O ti i mbështjellë, çohu dhe paralajmëro.”** Për këtë arsye shejhu i Islamit Muhamed bin Abdul Uehabi, Allahu e mëshiroftë, në librin e tij “Tri parimet” thotë: Ai (Muhamedi) u bë *nebij* me fjalët e para të Allahut: **“Lexo…”,** dhe *resul* u bë me fjalët: **“O ti i mbështjellë.”** Duke u nisur nga kjo mund të themi se *nebiu* është ai që i ka ardhur shpallja, por që për një kohë të caktuar nuk është urdhëruar ta kumtojë atë, ose është urdhëruar të kumtojë një legjislacion të mëparshëm. Ose mund të thuhet: Termi *nebij* i thuhet edhe *resulit,* gjithashtu termi *resul* mund t’i thuhet një *nebiu.*

Numri i profetëve që janë dalluar për vendosmëri dhe përkushtim është pesë. Allahu i Madhëruar i ka përmendur në Librin e Tij duke thënë: **"Ti duro ashtu si duruan profetët e vendosur!"**[1] Ata janë: Muhamedi, Ibrahimi, Musai, Nuhu dhe Isai. Këta profetë janë përmendur në dy sure të Kuranit; në suren Ahzabë:

وَإِذۡ أَخَذۡنَا مِنَ ٱلنَّبِيِّـۧنَ مِيثَٰقَهُمۡ وَمِنكَ وَمِن نُّوحٖ وَإِبۡرَٰهِيمَ وَمُوسَىٰ وَعِيسَى ٱبۡنِ مَرۡيَمَۖ
وَأَخَذۡنَا مِنۡهُم مِّيثَٰقًا غَلِيظٗا ٧

**"Përkujto kur Ne morëm premtimin nga profetët. Atë e morëm edhe prej teje, Nuhut, Ibrahimit, Musait dhe Isait birit të Merjemes. Pra nga ata morëm besë të fortë."**[2] Dhe në suren Shura:

۞شَرَعَ لَكُم مِّنَ ٱلدِّينِ مَا وَصَّىٰ بِهِۦ نُوحٗا وَٱلَّذِيٓ أَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡكَ وَمَا وَصَّيۡنَا بِهِۦٓ إِبۡرَٰهِيمَ
وَمُوسَىٰ وَعِيسَىٰٓۖ أَنۡ أَقِيمُواْ ٱلدِّينَ وَلَا تَتَفَرَّقُواْ فِيهِۚ ١٣

---

[1] Suretu Ahkaf, 35.
[2] Suretu Ahzab, 7.

**"Ai iu përcaktoi për fe atë që i pati përcaktuar Nuhut dhe atë që të shpallëm ty. Gjithashtu dhe atë që patëm porositur Ibrahimin, Musain dhe Isain: Praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të!"**[1]

Mirësia më e madhe që Allahu u ka dhënë njerëzve dhe xhindëve në kohën e fundit, është dërgimi i profetit fisnik Muhamedit (salallahu alejhi ue selem), i cili i udhëzoi ata në çdo të mirë dhe i kritikoi nga çdo e keqe. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**:**

لَقَدْ مَنَّ ٱللَّهُ عَلَى ٱلْمُؤْمِنِينَ إِذْ بَعَثَ فِيهِمْ رَسُولًا مِّنْ أَنفُسِهِمْ يَتْلُوا۟ عَلَيْهِمْ ءَايَٰتِهِۦ
وَيُزَكِّيهِمْ وَيُعَلِّمُهُمُ ٱلْكِتَٰبَ وَٱلْحِكْمَةَ وَإِن كَانُوا۟ مِن قَبْلُ لَفِى ضَلَٰلٍ مُّبِينٍ ﴿١٦٤﴾

**"Është e vërtetë se Allahu u dha një dhuratë të madhe besimtarëve, kur në mesin e tyre dërgoi të dërguar që t'u lexonin njerëzve shpalljen e Tij, t'i pastrojnë (nga çdo e keqe) si dhe t'u mësojnë Kuranin e sheriatin edhe pse më parë ata (njerëzit) ishin në humbje të sigurtë."**[2] Gjithashtu thotë**:**

وَمَآ أَرْسَلْنَٰكَ إِلَّا كَآفَّةً لِّلنَّاسِ بَشِيرًا وَنَذِيرًا وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٢٨﴾

**"Ne ty (Muhamed) nuk të dërguam ndryshe vetëm se si përgëzues dhe qortues për gjithë njerëzit, edhe pse shumica e tyre nuk e dinë."**[3] Dhe thotë: **"Thuaju (o Muhamed): "O ju njerëz! Unë jam dërguar për të gjithë ju."**[4] Dhe thotë:

يَٰٓأَهْلَ ٱلْكِتَٰبِ قَدْ جَآءَكُمْ رَسُولُنَا يُبَيِّنُ لَكُمْ عَلَىٰ فَتْرَةٍ مِّنَ ٱلرُّسُلِ أَن تَقُولُوا۟ مَا جَآءَنَا
مِنۢ بَشِيرٍ وَلَا نَذِيرٍ ۖ فَقَدْ جَآءَكُم بَشِيرٌ وَنَذِيرٌ ۗ وَٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿١٩﴾

---

1 Suretu Shura, 13.
2 Suretu Ali Imran, 164.
3 Suretu Sebe, 28.
4 Suretu Araf, 158.

**"O pasuesit e librave të mëparshëm! Juve u erdhi i dërguari ynë, i cili u sqaron (fenë) pas ndërprerjes së të dërguarve, në mënyrë që të mos thoni: "Neve nuk na erdhi asnjë i dërguar të na përgëzojë apo të na tërheqë vërejtjen." Ja pra, ky është i dërguari ynë dhe është përgëzues e qortues. Allahu është Fuqiplotë për çdo send."**[1]

Umeti i Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) është umet që thërret dhe që u përgjigjet të tjerët. Umet që thërret çdo njeri dhe xhind që nga koha kur u dërgua Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) e deri në ditën e kiametit, gjithashtu ata që u përgjigjen janë ata që Allahu u ka dhënë sukses për të hyrë në këtë fe të pastër. Për këtë arsye legjislacioni i tij u kërkohet të gjithë xhindve dhe njerëzve, në të njëjtën kohë ftesa për në këtë legjislacion u drejtohet edhe atyre, pra nuk është e veçantë për një grup dhe jo për një tjetër, përkundrazi ajo u takon të gjithëve pa përjashtuar askënd. Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Betohem në Allahun se çdo njeri që dëgjon për mua, qoftë çifut apo i krishterë dhe nuk i beson asaj me të cilën u dërgova, ai do të jetë nga banorët e zjarrit."*[2]

Pas dërgimit të Muhamedit (salallahu alejhi ue selem), çifutëve dhe të krishterëve nuk u bën dobi justifikimi se janë pasues të Musait apo Isait, por u obligohet besimi në profetin e fundit, sepse ai është shfuqizues i gjithë legjislacioneve të mëparshme. Me

---

1 Suretu Maide, 19.
2 Transmeton Muslimi me nr. 240.

dërgimin e tij u bë mbyllja e dërgimit të profetëve. Për këtë Allahu i Madhëruar thotë**:**

مَّا كَانَ مُحَمَّدٌ أَبَآ أَحَدٍ مِّن رِّجَالِكُمۡ وَلَٰكِن رَّسُولَ ٱللَّهِ وَخَاتَمَ ٱلنَّبِيِّـۧنَ ۝٤٠

**"Muhamedi nuk ishte babai i asnjërit nga ju, por ishte i dërguar i Allahut dhe vulë e gjithë profetëve."**[1]

Ai që përgënjeshtron një të dërguar, është njësoj sikur të kishte përgënjeshtruar gjithë profetët. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë: **"Edhe populli i Nuhut i përgënjeshtroi të dërguarit."**

**"Populli i Adit përgënjeshtroi të dërguarit."**

**"Populli i Themudit përgënjeshtroi të dërguarit."**

**"Populli i Lutit përgënjeshtroi të dërguarit."**[2]

Pra, secili prej këtyre popujve kishte përgënjeshtruar profetin e tij, por atyre iu bashkëngjit edhe përgënjeshtrimi i të gjithë profetëve. Ndërsa ai që i beson një profeti dhe nuk i beson një tjetri, ky është mohues i vetë profetit që beson.

Thirrja e Profetit (salallahu alejhi ue selem) në fenë e pastër dhe rrugën e drejtë përfshiu gjithë krijesat: xhindët dhe njerëzit. Allahu i Madhëruar e cilëson profetin e Tij duke i thënë: **"Me të vërtet ti udhëzon në rrugën e drejtë."**[3] Gjithashtu thotë:

وَأَنَّ هَٰذَا صِرَٰطِي مُسۡتَقِيمٗا فَٱتَّبِعُوهُۖ وَلَا تَتَّبِعُواْ ٱلسُّبُلَ فَتَفَرَّقَ بِكُمۡ عَن سَبِيلِهِۦۚ ذَٰلِكُمۡ وَصَّىٰكُم بِهِۦ لَعَلَّكُمۡ تَتَّقُونَ ۝١٥٣

**"Kjo është rruga ime e drejtë prandaj ndiqeni dhe mos shkoni rrugëve të tjera, të cilat u përçajnë dhe u**

---

[1] Suretu Ahzab, 40.

[2] Suretu Shuara, 105, 123, 141, 160.

[3] Suretu Shura, 52.

**largojnë nga rruga e Tij. Me këtë ju këshilloj që ndoshta ruheni!"**[1] Të jesh i udhëzuar në rrugën e drejtë do të thotë të pasosh gjurmët e Profetit (salallahu alejhi ue selem), dhe Allahu të mos adhurohet vetëm se sipas asaj që na ka ardhur nga Profeti fisnik (salallahu alejhi ue selem), sepse nuk ka rrugë tjetër që të çon tek Allahu vetëm se duke ndjekur atë që solli Profeti. Nevoja e njeriut për t'u udhëzuar është më e madhe se nevoja e tij për ushqim. E themi këtë se ushqimi të ndihmon të jetosh në këtë botë, ndërsa udhëzimi është garantues për jetën e gjatë dhe pambarim në xhenetet e pafundme të Allahut.

Duke u nisur nga kjo që përmendëm, themi se Allahu i Madhëruar ia ka bërë detyrë muslimanit që t'i kërkojë ta udhëzojë në rrugën e vërtetë. Kjo ndodhet pikërisht në suren El Fatiha, e cila përsëritet në çdo namaz farz apo sunet. **"Na udhëzo në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i begatove me të mira dhe jo në të atyre që ndaj vetes tërhoqën hidhërimin, e as në të atyre që e humbën veten."**[2] Muslimani i bën lutje Allahut pa pushim që ta udhëzojë në rrugën e drejtë, në rrugën e profetëve, dëshmorëve, besnikëve dhe të sinqertëve. Gjithashtu, kërkon mbrojtje nga Ai që ta ruajë nga rruga e gabuar, rruga e çifutëve, e të krishterëve etj.

Udhëzimi që Profeti (salallahu alejhi ue selem) u bën njerëzve dhe xhindëve në rrugën e drejtë është dritë, ashtu si e ka përmendur edhe Allahu në Librin e Tij:

---

1 Suretul Enam, 153.
2 Suretul Fatiha, 6-7.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ إِنَّآ أَرۡسَلۡنَٰكَ شَٰهِدٗا وَمُبَشِّرٗا وَنَذِيرٗا ﴿٤٥﴾ وَدَاعِيًا إِلَى ٱللَّهِ بِإِذۡنِهِۦ وَسِرَاجٗا مُّنِيرٗا
**"O ti i dërguar! Ne të dërguam si dëshmues, lajmëtar, përgëzues, qortues dhe me lejen e Allahut të bëmë si pishtar ndriçues."**[1] Në këtë ajet Allahu i Madhëruar e cilëson atë si pishtar ndriçues, i cili ndriçon rrugën që çon njerëzit tek Allahu, dhe ky është kuptimi i dritës e cila përmendet në Kuran e pikërisht në fjalën e Allahut: **"Besoni në Allahun, në të dërguarin e Tij dhe në dritën të cilën sollëm."** Atëherë drita e Kuranit është udhëzimi që ai ka përmbledhur për në udhën e drejtë.

**Dobia e pestë:** Besimi në Ditën e Gjykimit do të thotë: besimi dhe miratimi i çdo lajmi që është transmetuar në Kuran apo sunet për gjërat që do ndodhin pas vdekjes.

Allahu i Madhëruar ka përgatitur për njerëzit dy botë: botën në të cilën po jetojmë dhe botën tjetër. Ajo që i ndan këto botë nga njëra-tjetra është vdekja dhe fryrja në sur, për shkak të së cilit do vdesë çdo krijesë. Për çdo njeri që vdes është bërë Kiameti, sepse ai është transferuar nga bota e punës në botën e shpërblimit.

Bota tjetër është e ndarë në dy pjesë: jeta në berzah (varr) e cila fillon me vdekjen dhe mbaron me ringjalljen e gjithë njerëzve, dhe jeta pas ringjalljes. Realitetin e jetës pas vdekjes dhe jetës në varr nuk e di askush tjetër përveç Allahut. Të gjitha këto bëjnë pjesë në jetën pas vdekjes, dhe secila tregon për shpërblimet që njerëzit do marrin për veprat që kanë bërë.

Te besimi në ditën e fundit përfshihet besimi në sprovat e varrit, si dhe dënimin e shpërblimin në të.

---

1 Suretul Ahzab, 45, 46, 47.

Janë transmetuar shumë hadithe që flasin për sprovat, dënimet dhe shpërblimet që njeriu përjeton në varr. Imam Buhariu në *Sahihun* e tij ka transmetuar nga Fatime bin Mundhir, Esmaja dhe Aishja në ndodhinë e namazit të eklipsit të diellit, në të cilin thuhet se Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: *"Çdo gjë që nuk e kisha parë më përpara, ma mundësoi Allahu ta shikoja tani që fala namazin, madje pashë dhe xhenetin e xhehenemin. Më pas më erdhi shpallja se umeti im do të sprovohet në jetën e varrit aq rëndë, sa do jetë gati si sprova e dexhalit. Do të pyeteni në varr: Çfarë dini për këtë njeri (Muhamedin)? Besimtari do përgjigjet: "Ai është Muhamedi, i Dërguari i Allahut. Erdhi tek ne me udhëzim dhe argumente të qarta, ne e ndoqëm dhe iu përgjigjëm atij". Do thotë tri herë: "Ai është Muhamedi." Këtij njeriu do t'i thuhet: "Fli me të mira. Ne e dinim që ti ishe i sinqertë në thënien tënde." Ndërsa hipokriti (dyfytyrëshi) do përgjigjet: "Nuk e di. Dëgjoja njerëzit që thoshin nga një fjalë, dhe unë i thoja pas tyre."* [1]

Gjithashtu, imam Buhariu ka transmetuar në *Sahihun* e tij nga Bera bin Azib se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Kur muslimani të pyetet në varr do të thotë: "Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij. Pikërisht ky është komenti i fjalës së Allahut që thotë në Librin e Tij*: **"Allahu i forcon ata që besuan për të thënë fjalën e fortë në jetën e kësaj bote dhe të botës tjetër."**[2]

[1] Transmeton Buhariu me nr. 86.
[2] Transmeton Buhariu me nr. 4699.

Imam Ahmedi ka transmetuar në *Musnedin*[1] e tij nga Bera bin Azibi se ka thënë*: "Te besimtari vijnë dy engjëj dhe e pyesin: "Kush është Zoti yt?" Besimtari do të përgjigjet: "Zoti im është Allahu." Cila është feja jote? Do të thotë: "Feja ime është Islami." E pyesin: "Kush është ky njeri që u dërgua tek ju?" Do të thotë: "Ai është i Dërguari i Allahut."* Dhe hadithi vazhdon derisa vjen te fjala e Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: *"Ndërsa jobesimtarin do e pyesin: "Kush është Zoti yt?" Ai thotë: "Ah, ah, nuk e di!" Ata përsëri e pyesin: "Cila është feja jote?" Thotë: "Ah, ah, nuk e di!" I thuhet: "Kush ishte ky njeri që u dërgua tek ju?" Thotë: "Ah, ah, nuk e di!" Atëherë engjëjt urdhërojnë që vendin e besimtarit ta shtrojnë me shtrojë të xhenetit, ta veshin me rroba të xhenetit dhe t'i hapin nje derë prej së cilës të shikojë xhenetin, e atij i arrin era e mirë dhe i zgjerohet varri aq sa arrin shikimi i tij. Ndërsa për jobesimtarin engjëjt thonë: "Shtrojani vendin me shtrojë të zjarrit, visheni me rroba të zjarrit dhe hapini një derë nga e cila të shikojë xhehenemin, e atij i arrin dhe ndien erën e keqe të tij dhe i ngushtohet varri aq sa i ngjiten brinjët me njëra-tjetrën."* [2]

AbduRrezaku në librin e tij ka transmetuar një hadith nga Xhabir bin Abdilahu që ka thënë*: "Me të vërtetë ky umet do të sprovohet në varr. Në momentin kur besimtari hyn në varr dhe shokët largohen prej tij, do të vijë një engjëll shumë i vrazhdë dhe qortues dhe do e pyes: "Çfarë mendoje për këtë njeri që u dërgua tek ju?" Besimtari përgjigjet: "Them se ai është rob i Allahut dhe i Dërguari i*

---

[1] *Musnedi* është libër hadithesh i radhitur sipas emrave të sahabëve. **Sh.P.**

[2] Transmeton Imam Ahmedi në *Musnedin* e tij me nr. 18354.

*Tij." Atëherë engjëlli do t'i thotë: 'Shiko atë vendin në zjarr, ai do ishte vendi yt, por Allahu të shpëtoi dhe në vend të tij të dhuroi një vend në xhenet." Në kohën që shikon dy vendet (besimtari) thotë: "Më lejoni të shkoj dhe ta përgëzoj familjen time." Ata i thonë: "Tani qetësohu, sepse ky do të jetë vendi yt përgjithmonë." Ndërsa hipokritit do i thuhet: "Çfarë mendoje për këtë njeri që u dërgua tek ju?" Ai do thotë: "Nuk e di, them atë që thoshin njerëzit." Atëherë engjëlli i thotë: "Shiko atë vendin në xhenet, ai do ishte vendi yt, por Allahu ta zëvendësoi me një vend në zjarr (për shkak të veprave të tua të këqija)."* [1]

Transmetohet nga Ebu Hurejra se i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Kur ndonjëri prej jush të jetë në uljen e fundit në namaz, le të kërkojë mbrojtje nga katër gjëra duke thënë: "O Zoti im! Kërkoj mbrojtje tek Ti nga dënimi i zjarrit, dënimi i varrit, sprovat e jetës dhe vdekjes, dhe nga sprova e dexhalit!"* [2]

Buhariu në sahihun e tij përcjell nga Ebu Hurejra i cili thoshte: "*I dërguari i Allahut lutej me këtë dua: O Zoti im, Ty të kërkoj mbrojtje nga dënimi i varrit, dënimi i zjarrit, nga sprovat e jetës dhe të vdekjes, si dhe nga sprova e mesihi Dexhalit."*[3]

Këto do jenë dhe tri gjërat për të cilat do pyetet njeriu në varrin e tij, e që janë përmendur në hadithin që transmeton Abas bin Mutalibi, i cili ka dëgjuar Profetin (salallahu alejhi ue selem) duke thënë: *"E ka*

---

[1] Transmeton AbduRrezaku në *Musanefin* (libër hadithesh) e tij me sened të saktë me nr. 6744, nga Xhabiri i cili e çon hadithin te Profeti (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).
[2] Transmeton Muslimi me nr. 588.
[3] Transmeton Buhariu me nr 1377.

*shijuar ëmbëlsinë e imanit ai që është i kënaqur se për Zot ka Allahun, për fe ka Islamin dhe si profet ka Muhammedin."*[1] Ato janë përmendur gjithashtu në duatë (lutjet) e sabahut dhe akshamit, dhe pas mbarimit të ezanit. Ndërsa dijetari Islam Muhamed bin AbdulUehabi librin e tij *"Tri parimet dhe argumentet e tyre" (*libër më se i nevojshëm, si për njerëzit e thjeshtë ashtu dhe për kërkuesit e dijes) e ka ndërtuar mbi bazën e këtyre pyetjeve. Me fjalën "Tri parimet" ai ka për qëllim faktin që robi të njohë Zotin e tij, fenë dhe profetin e tij (salallahu alejhi ue selem).

Allahu i Madhëruar në Librin e Tij, duke treguar për familjen e Faraonit thotë:

ٱلنَّارُ يُعۡرَضُونَ عَلَيۡهَا غُدُوّٗا وَعَشِيّٗاۚ وَيَوۡمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ أَدۡخِلُوٓاْ ءَالَ فِرۡعَوۡنَ أَشَدَّ ٱلۡعَذَابِ ٤٦

**"Ata do t'i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje, ndërsa në Ditën e Gjykimit do u thuhet (engjëjve): "Pasuesit e Faraonit të shijojnë dënimin më të rëndë"**[2]

Ky ajet është argument se ata dënohen në varret e tyre dhe në Ditën e Gjykimit do përjetojnë dënim akoma më të ashpër. E njëjta gjë është dhe me shpërblimin, sepse është përcjellë në hadithe se *"shpirtrat e dëshmorëve do qëndrojnë në gushën e shpendëve të gjelbër, dhe do jenë të lidhur pas disa kandilave ndriçues poshtë Arshit. Ata enden nëpër xhenet nga të duan, e më pas shkojnë dhe qëndrojnë tek këta kandila."*[3]

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 56.
[2] Suretu Gafir, 46
[3] Transmeton Muslimi me nr 1887 nga Abdullah bin Mesudi.

Imam Ahmedi në *Musnedin* e tij përcjell nga Imam Shafiu, Imam Maliku dhe Ibn Shihabi nga AbuRrahman bin Kab bin Maliku e ky nga babai i tij se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Me të vërtetë shpirti i besimtarit do jetë një shpend që qëndron i lidhur në pemët e xhenetit, dhe kështu do qëndrojë derisa ta kthejë Allahu i Madhëruar këtë shpirt në trupin e tij, ditën e ringjalljes së njerëzve."* Ky hadith është i saktë dhe në senedin e tij qëndrojnë tre imamët e mëdhenj të mëdhhebeve të njohura të Ehli Sunetit.

Ibn Kethiri në Tefsirin e tij, duke komentuar fjalën e Allahut që thotë:

وَلَا تَحْسَبَنَّ ٱلَّذِينَ قُتِلُوا۟ فِى سَبِيلِ ٱللَّهِ أَمْوَٰتًۢا ۚ بَلْ أَحْيَآءٌ عِندَ رَبِّهِمْ يُرْزَقُونَ ﴿١٦٩﴾

**"Mos mendoni se ata që ranë dëshmorë kanë vdekur. Jo, ata janë të gjallë dhe ushqehen te Zoti i tyre."**[1] **s**hprehet duke thënë: "Na është përcjellë në *Musnedin* e imam Ahmedit një hadith që përgëzon çdo besimtar, se shpirti i tij do të jetë në xhenet dhe do shëtisë nëpër xhenet, do hajë nga frutat e tij, do shohë në të bukurinë dhe lumturinë dhe gjërat e nderit që Allahu ka përgatitur në të. Ky hadith vjen tek ne me sened të saktë e madhështor, sepse në të janë bashkuar tre imamë të mëdhenj nga katër që posedojnë medhhebe që pasohen. E më pas përmendi senedin e këtij hadithi dhe tekstin e tij.

Muslimi në sahihun e tij përcjell nga Zejd bin Thabit se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Vërtetë, ky popull do të sprovohet në varr. Sikur ju të mos*

[1] Suretu Ali Imran, 169.

*vdisnit, do i lutesha Allahut që t'ju mundësonte të dëgjonit dënimin e varrit, një pjesë të së cilit e dëgjoj unë."*[1]

Hadithet që flasin për dënimin e varrit dhe kërkimin e mbrojtjes tek Allahu nga ky dënim, janë të shumtë. Ato tregojnë qartë se besimtarët shpërblehen në varret e tyre, ndërsa jobesimtarët dënohen. Dënimin ose shpërblimin e shijojnë shpirti dhe trupi së bashku.

Ringjallja pas vdekjes është një nga pjesët e besimit në ditën e fundit. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

وَنُفِخَ فِي ٱلصُّورِ فَصَعِقَ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَن فِي ٱلْأَرْضِ إِلَّا مَن شَآءَ ٱللَّهُ ثُمَّ نُفِخَ فِيهِ أُخْرَىٰ فَإِذَا هُمْ قِيَامٌ يَنظُرُونَ ﴿٦٨﴾

**"Dhe do i fryhet surit dhe do të vdesë çdo gjë që është në qiej dhe në tokë, përveç atyre që do Allahu (të mos vdesin). Pastaj i fryhet surit përsëri dhe të gjithë do të ngrihen e do të presin (urdhrin e Zotit)."**[2] Dhe thotë**:**

زَعَمَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ أَن لَّن يُبْعَثُواْ قُلْ بَلَىٰ وَرَبِّي لَتُبْعَثُنَّ ثُمَّ لَتُنَبَّؤُنَّ بِمَا عَمِلْتُمْ وَذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٌ ﴿٧﴾

**"Ata që nuk besuan menduan se nuk do të ringjallen kurrë. Thuaj: Po, betohem në Zotin tim se ju patjetër do të ringjalleni dhe do të njoftoheni me punët që keni bërë. Kjo për Allahun është shumë e lehtë."**[3] Gjithashtu thotë**:**

ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلْحَقُّ وَأَنَّهُۥ يُحْيِ ٱلْمَوْتَىٰ وَأَنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ ﴿٦﴾ وَأَنَّ ٱلسَّاعَةَ ءَاتِيَةٌ لَّا رَيْبَ فِيهَا وَأَنَّ ٱللَّهَ يَبْعَثُ مَن فِي ٱلْقُبُورِ ﴿٧﴾

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 2868.
[2] Suretu Zumer, 68.
[3] Suretu Tegabun, 7.

**"Kjo për shkak se Allahu është i Vërteti dhe Ai do t'i ringjallë të vdekurit, Ai ka fuqi për çdo send. Nuk ka dyshim se Kiameti do ndodhë, dhe Allahu me siguri do t'i ringjallë njerëzit nga varret e tyre."**[1]Ky ajet është shumë i qartë për ringjalljen e njerëzve nga varret. Përmendëm pikërisht varret, sepse në shumicën e rasteve njerëzit kur vdesin varrosen. Por ringjallja do të përfshijë gjithë ata që vdesin, u varrosën apo nuk u varrosën. Për këtë Allahu i Madhëruar thotë:

وَأَقْسَمُوا۟ بِٱللَّهِ جَهْدَ أَيْمَـٰنِهِمْ ۙ لَا يَبْعَثُ ٱللَّهُ مَن يَمُوتُ ۚ بَلَىٰ وَعْدًا عَلَيْهِ حَقًّا وَلَـٰكِنَّ أَكْثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٣٨﴾

**"Ata u betuan se Allahu nuk do ta ringjallë atë që vdes. Patjetër që do ta ringjallë, ky është vendim i Tij i prerë por shumica e njerëzve nuk e dinë."**[2]

Njeriu i parë që do ringjallet dhe do i hapet varri është profeti Muhamed (salallahu alejhi ue selem), e kjo duke u mbështetur në një hadith ku ai thotë: *"Në Ditën e Gjykimit unë jam zotëria i bijve të Ademit, jam i pari që do të më hapet varri për t'u ringjallur, dhe jam i pari që do ndërmjetësoj".*[3] Në Kuranin Famëlartë, çështja e pranimit të ringjalljes trajtohet duke sqaruar tri gjëra:

**E para**: Krijimi i njeriut për herë të parë. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

أَوَلَمْ يَرَ ٱلْإِنسَـٰنُ أَنَّا خَلَقْنَـٰهُ مِن نُّطْفَةٍ فَإِذَا هُوَ خَصِيمٌ مُّبِينٌ ﴿٧٧﴾ وَضَرَبَ لَنَا مَثَلًا وَنَسِىَ خَلْقَهُۥ ۖ قَالَ مَن يُحْىِ ٱلْعِظَـٰمَ وَهِىَ رَمِيمٌ ﴿٧٨﴾

**"A nuk mediton njeriu se Ne e krijuam atë nga një pikë uji, ndërsa ai është kundërshtar?! Ai harroi si u**

[1] Suretul Haxh, 6-7.
[2] Suretu Nahl, 38.
[3] Transmeton Muslimi me nr. 2278.

**krijua dhe na solli shembull duke thënë: "Kush i ngjall eshtrat kur të jenë të kalbura?" Thuaj: "I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë dhe Ai është shumë i Dijshëm për çdo krijim."**[1] Dhe thotë:

وَهُوَ ٱلَّذِى يَبۡدَؤُاْ ٱلۡخَلۡقَ ثُمَّ يُعِيدُهُۥ وَهُوَ أَهۡوَنُ عَلَيۡهِۚ وَلَهُ ٱلۡمَثَلُ ٱلۡأَعۡلَىٰ فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ ﴿٢٧﴾

**"Ai është që shpik jetën dhe më pas e përsërit atë, dhe kjo përsëritje për Të është më e lehtë. Shembulli më i lartë i takon vetëm Atij në qiej dhe në tokë. Ai është Mbizotëruesi, I Urti."**[2] Dhe thotë:

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ إِن كُنتُمۡ فِى رَيۡبٍ مِّنَ ٱلۡبَعۡثِ فَإِنَّا خَلَقۡنَٰكُم مِّن تُرَابٍ ثُمَّ مِن نُّطۡفَةٍ ثُمَّ مِنۡ عَلَقَةٍ ثُمَّ مِن مُّضۡغَةٍ مُّخَلَّقَةٍ وَغَيۡرِ مُخَلَّقَةٍ ﴿٥﴾

**"O ju njerëz! Nëse dyshoni në ringjallje, atëherë mendoni (në krijimin tuaj të parë) që Ne u krijuam nga dheu, pastaj nga uji dhe pastaj nga një gjak i ngjizur. Më pas u shndërruat në një copë mishi që ishte e formuar apo e paformuar."**[3]

يَوۡمَ نَطۡوِى ٱلسَّمَآءَ كَطَىِّ ٱلسِّجِلِّ لِلۡكُتُبِۚ كَمَا بَدَأۡنَآ أَوَّلَ خَلۡقٍ نُّعِيدُهُۥۚ وَعۡدًا عَلَيۡنَآۚ إِنَّا كُنَّا فَٰعِلِينَ ﴿١٠٤﴾

**"Atë ditë Ne do ta palosim qiellin ashtu siç paloset letra e librit. Ashtu siç e filluam krijimin e parë, do ta përsërisim atë. Ky është premtimi Ynë. Ne me të vërtetë do ta bëjmë këtë."**[4] Dhe thotë:

أَفَعَيِينَا بِٱلۡخَلۡقِ ٱلۡأَوَّلِۚ بَلۡ هُمۡ فِى لَبۡسٍ مِّنۡ خَلۡقٍ جَدِيدٍ ﴿١٥﴾

---

1 Suretu Jasin, 77-78.
2 Suretu Rrum, 27.
3 Suretul Haxh, 5.
4 Suretu Enbija, 104.

**"A mos e kishim të vështirë krijimin e parë? Jo, por ata janë të hutuar për një krijim të ri."**[1] Dhe thotë**:**

أَيَحْسَبُ ٱلْإِنسَٰنُ أَن يُتْرَكَ سُدًى ﴿٣٦﴾ أَلَمْ يَكُ نُطْفَةً مِّن مَّنِيٍّ يُمْنَىٰ ﴿٣٧﴾ ثُمَّ كَانَ عَلَقَةً
فَخَلَقَ فَسَوَّىٰ ﴿٣٨﴾ فَجَعَلَ مِنْهُ ٱلزَّوْجَيْنِ ٱلذَّكَرَ وَٱلْأُنثَىٰٓ ﴿٣٩﴾ أَلَيْسَ ذَٰلِكَ بِقَٰدِرٍ عَلَىٰٓ أَن
يُحْـِۧيَ ٱلْمَوْتَىٰ ﴿٤٠﴾

**"A mendon njeriu se do të lihet ashtu (duke mos u llogaritur për veprat që ka bërë)? A nuk ishte një pikë uji që derdhet, dhe u bë gjak i trashë, e më pas Ai e krijoi dhe e përsosi?! Nga ai krijoi dy lloje: mashkullin dhe femrën. A nuk është Allahu i Fuqishëm për të ringjallur të vdekurit?"**[2]

**E dyta:** Ngjallja e tokës pas vdekjes (thatësirës) së saj. Allahu i Madhëruar thotë:

وَتَرَى ٱلْأَرْضَ هَامِدَةً فَإِذَآ أَنزَلْنَا عَلَيْهَا ٱلْمَآءَ ٱهْتَزَّتْ وَرَبَتْ وَأَنۢبَتَتْ مِن كُلِّ زَوْجٍۭ
بَهِيجٍ ﴿٥﴾ ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلْحَقُّ وَأَنَّهُۥ يُحْىِ ٱلْمَوْتَىٰ وَأَنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿٦﴾ وَأَنَّ
ٱلسَّاعَةَ ءَاتِيَةٌ لَّا رَيْبَ فِيهَا وَأَنَّ ٱللَّهَ يَبْعَثُ مَن فِى ٱلْقُبُورِ ﴿٧﴾

**"Ti e shikon tokën të tharë e të vdekur, e kur Ne i lëshojmë shiun ajo gjallërohet, gjelbërohet dhe rrit të gjitha llojet e bimëve. Kjo për shkak se Allahu është i Vërteti dhe Ai është që do ringjallë të vdekurit. Nuk ka dyshim se Kiameti do të ndodhë, dhe se Allahu me siguri do t'i ringjallë njerëzit nga varret e tyre."**[3]

Dhe thotë**:**

وَمِنْ ءَايَٰتِهِۦٓ أَنَّكَ تَرَى ٱلْأَرْضَ خَٰشِعَةً فَإِذَآ أَنزَلْنَا عَلَيْهَا ٱلْمَآءَ ٱهْتَزَّتْ وَرَبَتْ ۚ إِنَّ ٱلَّذِىٓ
أَحْيَاهَا لَمُحْىِ ٱلْمَوْتَىٰٓ ۚ إِنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿٣٩﴾

---

1 Suretu Kaf, 15.

2 Suretul Kijame, 36-40.

3 Suretu Haxh, 5-7.

**"Nga argumentet e Tij është edhe toka të cilën e shikoni të tharë, e kur Ne i lëshojmë shiun, ajo gjallërohet e shtohet. Nuk ka dyshim se Ai që e ngjalli atë patjetër do t'i ngjallë të vdekurit, sepse Ai ka mundësi për çdo gjë."**[1]

**"Ai e nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe të vdekurin nga i gjalli, Ai ngjall tokën pasi të ketë vdekur dhe në këtë mënyrë do të ringjalleni."**

وَنَزَّلۡنَا مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ مُّبَٰرَكٗا فَأَنۢبَتۡنَا بِهِۦ جَنَّٰتٖ وَحَبَّ ٱلۡحَصِيدِ ﴿٩﴾ وَٱلنَّخۡلَ بَاسِقَٰتٖ
لَّهَا طَلۡعٞ نَّضِيدٞ ﴿١٠﴾ رِّزۡقٗا لِّلۡعِبَادِۖ وَأَحۡيَيۡنَا بِهِۦ بَلۡدَةٗ مَّيۡتٗاۚ كَذَٰلِكَ ٱلۡخُرُوجُ ﴿١١﴾

**"Ne lëshuam nga qielli shi të dobishëm dhe me të bëmë të kultivohen kopshte dhe drithëra që korren. Me të rriten trungjet e gjatë të hurmave, të cilat kanë fruta të dendura njëra mbi tjetrën dhe që janë ushqim për njerëzit. Ne me të (shiun) ngjallëm tokën e vdekur dhe kështu do të jetë edhe ringjallja."**[2]

وَهُوَ ٱلَّذِي يُرۡسِلُ ٱلرِّيَٰحَ بُشۡرَۢا بَيۡنَ يَدَيۡ رَحۡمَتِهِۦۖ حَتَّىٰٓ إِذَآ أَقَلَّتۡ سَحَابٗا ثِقَالٗا
سُقۡنَٰهُ لِبَلَدٖ مَّيِّتٖ فَأَنزَلۡنَا بِهِ ٱلۡمَآءَ فَأَخۡرَجۡنَا بِهِۦ مِن كُلِّ ٱلثَّمَرَٰتِۚ كَذَٰلِكَ نُخۡرِجُ
ٱلۡمَوۡتَىٰ لَعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُونَ ﴿٥٧﴾

**"Ai është që i lëshon erërat si përgëzim para se të lëshojë shiun. Ato mbartin retë e mëdha, dhe Ne i sjellim ato mbi një tokë të vdekur në të cilën lëshojmë shiun. Me të bëjmë të mbijnë frutat dhe po kështu do i ringjallim të vdekurit. Ndoshta në këtë shembull do të përkujtoni fuqinë e Zotit."**[3]

---

[1] Suretu Fusilet, 39.
[2] Suretul Kaf, 9-11.
[3] Suretul Araf, 57.

**E treta**: Krijimi i qiejve dhe i tokës që është më i madh se krijimi i njerëzve. Allahu i Madhëruar thotë:

لَخَلْقُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ أَكْبَرُ مِنْ خَلْقِ ٱلنَّاسِ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٥٧﴾

**"S'ka dyshim se krijimi i qiejve dhe i tokës është më i madh se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e dinë."**[1]

أَوَلَمْ يَرَوْا۟ أَنَّ ٱللَّهَ ٱلَّذِى خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ وَلَمْ يَعْىَ بِخَلْقِهِنَّ بِقَٰدِرٍ عَلَىٰٓ أَن يُحْـِۧىَ ٱلْمَوْتَىٰ ۚ بَلَىٰٓ إِنَّهُۥ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿٣٣﴾

**"A nuk e dinë ata se Allahu që krijoi qiejt dhe tokën pa ndierë lodhje në krijimin e tyre, është i Plotfuqishëm të ringjallë të vdekurit! Ai ka fuqi për çdo send."**[2]

أَوَلَيْسَ ٱلَّذِى خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ بِقَٰدِرٍ عَلَىٰٓ أَن يَخْلُقَ مِثْلَهُم ۚ بَلَىٰ وَهُوَ ٱلْخَلَّٰقُ ٱلْعَلِيمُ ﴿٨١﴾

**“Vallë, a nuk është i zoti Ai që krijoi qiejt dhe Tokën t’i rikrijojë ato? Po! Ai është Krijuesi i çdo gjëje dhe i Gjithëdijshmi!”**[3]

ءَأَنتُمْ أَشَدُّ خَلْقًا أَمِ ٱلسَّمَآءُ ۚ بَنَىٰهَا ﴿٢٧﴾

**"A është më i rëndë krijimi juaj apo i qiejve, e Ai e ngriti atë?"**[4] Ringjallja në Ditën e Gjykimit do të realizohet duke i kthyer të gjithë trupat që ishin në jetën e kësaj bote në shpirtrat përkatës, me qëllim që të shijojnë shpërblimin apo dënimin. Nuk do ketë trupa të rinj që nuk kanë ekzistuar ndonjëherë në këtë botë.

---

[1] Suretul Gafir, 57.
[2] Suretul Ahkaf, 33.
[3] Suretu Jasin, 81.
[4] Suretu Naziat, 27.

Jobesimtarët e mohuan një kthim të tillë dhe e quajtën shumë të largët. Për këtë Allahu i Madhëruar thotë:

بَلْ عَجِبُوٓا۟ أَن جَآءَهُم مُّنذِرٌ مِّنْهُمْ فَقَالَ ٱلْكَـٰفِرُونَ هَـٰذَا شَىْءٌ عَجِيبٌ ﴿٢﴾ أَءِذَا مِتْنَا وَكُنَّا
تُرَابًا ۖ ذَٰلِكَ رَجْعٌۢ بَعِيدٌ ﴿٣﴾ قَدْ عَلِمْنَا مَا تَنقُصُ ٱلْأَرْضُ مِنْهُمْ ۖ وَعِندَنَا كِتَـٰبٌ حَفِيظٌۢ

**"Por ata u habitën kur u erdhi i dërguari nga mesi i tyre, prandaj edhe thanë: "Kjo është diçka shumë e çuditshme. Pasi të vdesim e të bëhemi dhe (do të kthehemi sërish në jetë)?! Ai kthim është shumë i largët. Ne e dimë atë që tret toka prej tyre dhe tek Ne është libri që përmban çdo gjë (numrin, emrat dhe pjesët e trupit të tyre)."**[1] Në këtë ajet Allahu i Madhëruar na jep të kuptojmë se Ai është më i Dijshmi edhe për pjesët më të vogla që kanë trupat e tyre. Ai di dhe atë që tret toka prej tyre, derisa t'i ringjallë në formën e mëparshme që kishin në këtë botë. Në një ajet tjetër Allahu i Madhëruar thotë:

وَإِذْ قَالَ إِبْرَٰهِـۧمُ رَبِّ أَرِنِى كَيْفَ تُحْىِ ٱلْمَوْتَىٰ ۖ قَالَ أَوَلَمْ تُؤْمِن ۖ قَالَ بَلَىٰ وَلَـٰكِن
لِّيَطْمَئِنَّ قَلْبِى ۖ قَالَ فَخُذْ أَرْبَعَةً مِّنَ ٱلطَّيْرِ فَصُرْهُنَّ إِلَيْكَ ثُمَّ ٱجْعَلْ عَلَىٰ كُلِّ جَبَلٍ مِّنْهُنَّ
جُزْءًا ثُمَّ ٱدْعُهُنَّ يَأْتِينَكَ سَعْيًا ۚ وَٱعْلَمْ أَنَّ ٱللَّهَ عَزِيزٌ حَكِيمٌ ﴿٢٦٠﴾

**"Përkujto kur Ibrahimi tha: "O Zoti im! Më mundëso të shoh si i ngjall të vdekurit". Ai (Zoti) tha: "A nuk je i bindur?" Tha: "Po, por desha që zemra ime të ngopet (me bindje)." Ai (Zoti) tha: "Merri katër shpendë dhe theri para syve të tu, dhe në çdo kodër vendos nga një pjesë prej trupave të tyre. Pastaj thirri sepse ato do vijnë te ti shumë shpejt. Dhe dije se Allahu është i Gjithëfuqishmi dhe i Urti."**[2] Kuptimi i

---

[1] Suretul Kaf, 2-4.
[2] Suretul Bekare, 60.

këtij ajeti është ashtu si e ka përmendur Ibn Kethiri dhe një grup dijetarësh selefij, të cilët kanë thënë: “Ibrahimi *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* mori katër zogj dhe i coptoi. Më pas i bashkoi pjesët me njëra-tjetrën dhe vendosi nga një prej tyre në çdo majë mali, pastaj i thirri ata. Atëherë çdo pjesë e zogut u bashkua me njëra-tjetrën dhe u kthye në formën e mëparshme, madje në kohën që i thirri, ato erdhën menjëherë”. Në një ajet tjetër, Allahu i Madhëruar thotë:

وَيَوْمَ يُحْشَرُ أَعْدَآءُ ٱللَّهِ إِلَى ٱلنَّارِ فَهُمْ يُوزَعُونَ ﴿١٩﴾ حَتَّىٰٓ إِذَا مَا جَآءُوهَا شَهِدَ عَلَيْهِمْ
سَمْعُهُمْ وَأَبْصَـٰرُهُمْ وَجُلُودُهُم بِمَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ﴿٢٠﴾ وَقَالُوا۟ لِجُلُودِهِمْ لِمَ شَهِدتُّمْ
عَلَيْنَا ۖ قَالُوٓا۟ أَنطَقَنَا ٱللَّهُ ٱلَّذِىٓ أَنطَقَ كُلَّ شَىْءٍ وَهُوَ خَلَقَكُمْ أَوَّلَ مَرَّةٍ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ ﴿٢١﴾
وَمَا كُنتُمْ تَسْتَتِرُونَ أَن يَشْهَدَ عَلَيْكُمْ سَمْعُكُمْ وَلَآ أَبْصَـٰرُكُمْ وَلَا جُلُودُكُمْ وَلَـٰكِن ظَنَنتُمْ أَنَّ
ٱللَّهَ لَا يَعْلَمُ كَثِيرًا مِّمَّا تَعْمَلُونَ ﴿٢٢﴾ وَذَٰلِكُمْ ظَنُّكُمُ ٱلَّذِى ظَنَنتُم بِرَبِّكُمْ أَرْدَىٰكُمْ
فَأَصْبَحْتُم مِّنَ ٱلْخَـٰسِرِينَ ﴿٢٣﴾

**"E ditën kur armiqtë e Allahut të mblidhen për të hyrë në zjarr dhe të jenë të rrethuar, derisa kur i afrohen atij kundër tyre do dëshmojnë të dëgjuarit, të parit dhe lëkurat e tyre. Ato dëshmojnë për çdo vepër që kanë bërë. Ata do u drejtohen lëkurave të tyre duke u thënë: ‘Përse dëshmuat kundër nesh?!!’ Ato thonë: ‘Allahu i mundësoi çdo sendi të flasë, prandaj edhe neve na e dha një mundësi të tillë.’ Ai iu krijoi juve për herë të parë dhe vetëm tek Ai do të ktheheni. Ju nuk fshiheshit (kur bënit mëkate dhe nuk mendonit) se ndaj jush do dëshmonin të dëgjuarit, të parit dhe lëkurat tuaja. Madje, menduat se Allahu nuk dinte shumë gjëra që ju bënit, aq sa mendimi i gabuar që patët për Allahun u shkatërroi dhe tani jeni**

**më të dëshpëruarit."**[1] Këto ajete pohojnë qartë se trupat që jetuan në dunja janë ata që do të ringjallen, dhe janë ato dëgjime, shikime, lëkura dhe mëkate që i kanë punuar të zotët e tyre. Si shembulli i këtyre ajeteve është fjala e Allahut të Madhëruar që thotë:

ٱلۡيَوۡمَ نَخۡتِمُ عَلَىٰٓ أَفۡوَٰهِهِمۡ وَتُكَلِّمُنَآ أَيۡدِيهِمۡ وَتَشۡهَدُ أَرۡجُلُهُم بِمَا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ٦٥

**"Sot Ne do t'ua vulosim atyre gojët e do të Na flasin duart e tyre, dhe do të dëshmojnë këmbët e tyre për atë që kanë bërë."**[2]

Për ta përforcuar idenë e rikthimit të trupave ashtu siç ishin në jetën e kësaj bote, argument është dhe hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) që tregon për ndodhinë e një personi. Ai i porositi fëmijët e tij që pasi të vdiste ta digjnin trupin e tij, dhe një pjesë të hirit ta hidhnin në tokë ndërsa tjetrën në det. Allahu i Madhëruar e urdhëroi detin që ta nxirrte hirin e këtij të vdekuri. Po ashtu, urdhëroi dhe tokën dhe e ktheu trupin e tij ashtu siç kishte qenë më parë.[3]

## Besimi në Ditën e Gjykimit përfshin:

*Besimin në daljen e njerëzve nga varret, tubimin e tyre dhe vendin ku do qëndrojnë për t'u gjykuar. Gjithashtu, kërkesën e njerëzve për ndërmjetësimin e profetëve në mënyrë që Allahu t'i shpëtojë nga kjo vështirësi, gjithashtu ndërmjetësimin e madh të profetit Muhamed (salallahu alejhi ue selem) në vendin e nderit, si dhe ardhjen e Allahut të*

[1] Suretu Fusilet, 19-23.
[2] Suretu Jasin, 65.
[3] Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!).

*Madhëruar për të gjykuar mes njerëzve.* Në një ajet Allahu i Madhëruar thotë: **"Ne do t'i tubojmë ata dhe askush prej tyre nuk na mbetet pa tubuar."**[1] Ndërsa imam Buhariu dhe imam Muslimi kanë transmetuar nga Aishja *(Allahu qoftë i kënaqur prej saj!)* se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Në kohën që do të tuboheni do të jeni të zbathur, lakuriq dhe të pa bërë sunet. Aishja tha: "O i dërguar i Allahut! Burrat dhe gratë a nuk do ta shikojnë njëri-tjetrin?!" Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *tha: "Gjendja do të jetë më e vështirë dhe atyre nuk iu intereson kjo gjë".*[2] Një hadith të ngjashëm e ka përcjellë edhe Buhariu me nr. 6526 dhe Muslimi me nr. 2860 nga Ibn Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. Ibn Kethiri, duke komentuar fjalën e Allahut që thotë**: "Dhe kur të vijë Zoti yt dhe engjëjt qëndrojnë radhë-radhë."**[3] shprehet kështu: "Në këtë ajet është për qëllim ardhja e Allahut për t'i gjykuar njerëzit, dhe kjo kur ata kërkojnë ndërmjetësim tek Ai nëpërmjet zotëriut të bijve të Ademit, Muhamedit (salallahu alejhi ue selem). Kjo ndodh pasi të kenë kërkuar nga profetët e vendosur njëri pas tjetrit, dhe secili prej tyre t'u thotë: *"Nuk na takon neve diçka e tillë."* Dhe së fundi vijnë tek Profeti (salallahu alejhi ue selem) i cili iu thotë: *"Mua më takon, mua më takon. Ai shkon dhe ndërmjetëson tek Allahu i Madhëruar që të vijë e të gjykojë mes krijesave, ndërkohë që ndërmjetësimi i tij pranohet tek Allahu."* Ky ndërmjetësim i profetit Muhamed (salallahu alejhi ue selem) është

---

[1] Suretu Kehf, 48.
[2] Transmeton Buhariu.
[3] Suretu Fexhr, 22.

konsideruar për të si *"Vendi i nderit"*, të cilin e kemi shpjeguar dhe me parë në suren Isra. Në këtë mënyrë Allahu i Madhëruar vjen për t'i gjykuar ashtu siç do, ndërsa engjëjt qëndrojnë para Tij të radhitur në rreshta. Njerëzit paraqiten para Allahut të Madhëruar, në mënyrë që Ai t'i gjykojë për veprat që kanë kryer. Allahu i Lartësuar thotë:

وَعُرِضُواْ عَلَىٰ رَبِّكَ صَفًّا لَّقَدْ جِئْتُمُونَا كَمَا خَلَقْنَٰكُمْ أَوَّلَ مَرَّةٍۭ

**"Dhe ata do të paraqiten para Zotit të tyre të rreshtuar (dhe iu thuhet): "Erdhët ashtu siç iu kishim krijuar për herë të parë"."[1]**

وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنِ ٱفْتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبًا ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ يُعْرَضُونَ عَلَىٰ رَبِّهِمْ وَيَقُولُ
ٱلْأَشْهَٰدُ هَٰٓؤُلَآءِ ٱلَّذِينَ كَذَبُوا۟ عَلَىٰ رَبِّهِمْ ۚ أَلَا لَعْنَةُ ٱللَّهِ عَلَى ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿١٨﴾

**"E kush është më mizor se ai që trillon gënjeshtër për Allahun? Të tillët paraqiten para Allahut dhe dëshmitarët thërrasin duke thënë: "Këta ishin që gënjyen ndaj Zotit të tyre, pra mallkimi i Allahut qoftë kundër mizorëve!"[2]**

يَوْمَئِذٍ تُعْرَضُونَ لَا تَخْفَىٰ مِنكُمْ خَافِيَةٌ ﴿١٨﴾ فَأَمَّا مَنْ أُوتِىَ كِتَٰبَهُۥ بِيَمِينِهِۦ فَيَقُولُ
هَآؤُمُ ٱقْرَءُوا۟ كِتَٰبِيَهْ ﴿١٩﴾ إِنِّى ظَنَنتُ أَنِّى مُلَٰقٍ حِسَابِيَهْ ﴿٢٠﴾ فَهُوَ فِى عِيشَةٍ رَّاضِيَةٍ ﴿٢١﴾ فِى
جَنَّةٍ عَالِيَةٍ ﴿٢٢﴾ قُطُوفُهَا دَانِيَةٌ ﴿٢٣﴾ كُلُوا۟ وَٱشْرَبُوا۟ هَنِيٓـًٔۢا بِمَآ أَسْلَفْتُمْ فِى ٱلْأَيَّامِ ٱلْخَالِيَةِ
﴿٢٤﴾ وَأَمَّا مَنْ أُوتِىَ كِتَٰبَهُۥ بِشِمَالِهِۦ فَيَقُولُ يَٰلَيْتَنِى لَمْ أُوتَ كِتَٰبِيَهْ ﴿٢٥﴾ وَلَمْ أَدْرِ مَا
حِسَابِيَهْ ﴿٢٦﴾ يَٰلَيْتَهَا كَانَتِ ٱلْقَاضِيَةَ ﴿٢٧﴾ مَآ أَغْنَىٰ عَنِّى مَالِيَهْ ۜ ﴿٢٨﴾ هَلَكَ عَنِّى سُلْطَٰنِيَهْ
﴿٢٩﴾ خُذُوهُ فَغُلُّوهُ ﴿٣٠﴾ ثُمَّ ٱلْجَحِيمَ صَلُّوهُ ﴿٣١﴾ ثُمَّ فِى سِلْسِلَةٍ ذَرْعُهَا سَبْعُونَ ذِرَاعًا
فَٱسْلُكُوهُ ﴿٣٢﴾

[1] Suretu Kehf, 48-49.
[2] Suretu Hud, 18.

**"Atë ditë ju do të paraqiteni (para Allahut) dhe nuk do u mbetet asgjë e fshehtë. Atij që i jepet libri nga krahu i djathtë do të thotë: "O njerëz, lexoni librin tim! Unë isha i bindur që do të jepja llogari." Ai atëherë do bëjë jetë të këndshme në një xhenet të lartë, ku pemët janë shumë afër tij. Hani, pini dhe shijoni se në ditët e mëparshme ju e përgatitët këtë. Ndërsa atij që i jepet libri nga krahu i majtë, do të thotë: "O i mjeri unë! Sikur të mos më jepej fare ky libër dhe sikur të mos kisha asnjë njohuri për llogarinë time! Ah, sikur të ishte vdekja fundi i përhershëm për mua! Pasuria ime nuk më bëri dobi dhe çdo kompetencë u largua nga unë." Atëherë u thuhet Zebanive: "Merreni, vërini prangat dhe hidheni në xhehenem!" Aty lidheni me zinxhir të gjatë shtatëdhjetë krahë."**[1]

يَوْمَئِذٖ يَصْدُرُ ٱلنَّاسُ أَشْتَاتٗا لِّيُرَوْاْ أَعْمَٰلَهُمْ ۝٦ فَمَن يَعْمَلْ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ خَيْرٗا يَرَهُۥ ۝٧
وَمَن يَعْمَلْ مِثْقَالَ ذَرَّةٖ شَرّٗا يَرَهُۥ ۝٨

**"Atë Ditë njerëzit do të paraqiten grupe-grupe, që t'u tregohen veprat e tyre: kush ka bërë ndonjë të mirë qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë."**[2]

Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë*: "Kush merret në llogari (të hollësishme) nga Allahu, ai do të dënohet." Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!) kur i dëgjoi këto fjalë tha: "A nuk thotë Allahu:* ***"Përsa i përket atij që libri i vet i jepet nga e djathta, ai do llogaritet me një***

[1] Suretu Haka, 18-32.
[2] Suretu Zelzele, 6-8.

***llogari** të lehtë?"*[1] *Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *"Kjo llogari ndodh kur paraqitet para Allahut, ndërsa ai që dialogohet nga Allahu në çështjen e llogarisë, ai do të shkatërrohet".*[2]

*Besimi në ditën e fundit përfshin edhe besimin në ekzistencën e haudit (burimit) të Profetit (salallahu alejhi ue selem).* Hadithet që përmendin ekzistencën e këtij burimi, janë të saktë dhe të shumtë. Imam Buhariu në *Sahihun* e tij ka një kapitull të veçantë për haudin, duke transmetuar kështu tetëmbëdhjetë rrugë hadithesh, nga numrat 6575 e deri në 6593. Dijetari i madh Ibn Haxher el Askalani në librin e tij "Fet'hul Bari" thotë: "Sahabët që kanë transmetuar hadithet që flasin për haudin, janë më shumë se pesë dhjetë." Dhe përmendi njëzet e pesë prej tyre të marrë nga Kadi Ijadi, dhe tre nga Neveviu, dhe shtoi mbi këtë numër afërsisht sa numri i tyre e në këtë mënyrë numri i kalonte pesëdhjetë sahabë. (11/468-469). Ndërsa Ibn Kethiri në librin e tij *"Bidaje ue Nihaje"* ka përmendur më shumë se tridhjetë sahabë të cilët kanë transmetuar hadithe për haudin, duke përmendur në shumicën e rasteve dhe senedet e imamëve që i kanë transmetuar (2/29-65).

## Cilësitë e Haudit

Prej Haditheve që flasin për cilësinë e haudit të Profetit (salallahu alejhi ue selem) është fjala e Profetit

[1] Suretu Inshikak, 7-8.
[2] Transmeton Buhariu me nr. 103 dhe Muslimi me nr. 2876.

(salallahu alejhi ue selem) që thotë: *"Haudi im e ka madhësinë sa të ecësh një muaj në këmbë. Uji i tij është më i bardhë se qumështi, aroma e tij është më e mirë se misku, ndërsa gotat që përdoren për të pirë prej tij janë sa numri i yjeve. Ai që do të pijë prej tij, nuk do të ketë më etje kurrë".*[1] Ndërsa Muslimi në versionin e tij përcjell: *"Haudi im e ka madhësinë sa të ecësh një muaj në këmbë, dhe cepat e tij janë të një largësie. Uji i tij është i bardhë në një tokë të gjelbër, era e tij është më e mirë se misku dhe godat e mbushjes janë si uji në qiell, kushdo që pi prej tij nuk do të ketë më etje kurrë."*[2] Imam Muslimi transmeton nga Ebu Dherri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Në të derdhen dy lumenj nga xheneti, dhe ai që pi prej tij nuk do ketë më etje kurrë. Gjerësia e tij është e njëjtë me gjatësinë, gjerësi e cila është nga Amani e deri në Ejleh. Uji i tij është më i bardhë se qumështi dhe më i ëmbël se mjalti."* [3]

Disa njerëz do të jenë të ndaluar që t'i afrohen këtij burimi. Imam Buhariu transmeton nga Ibn Mesudi *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Unë do t'ju pres te burimi im, por disa nga ju do t'i pengojnë (engjëjt) dhe nuk do munden t'i afrohen." Atëherë unë do them: "O Zoti im! Ata janë shokët e mi!" Do më thuhet: "Ti nuk e di çfarë kanë bërë ata pas teje (vdekjes tënde)".*[4] Njerëzit që përmenden në hadith (që nuk do munden të pinë prej haudit), janë ata që

---

[1] Transmeton Buhariu me nr 6579 nga Abdullah bin Amri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij.
[2] Transmeton Muslimi me nr. 2292.
[3] Transmeton Muslimi me nr. 2300.
[4] Transmeton Buhariu nga Ibn Mesudi me nr. 6576.

tradhtuan fenë pas vdekjes së Profetit (salallahu alejhi ue selem). Ata u luftuan dhe u vranë nga duart e ushtrive muslimane, komandant i të cilave ishte prijësi i besimtarëve Ebu Bekri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!).* Shijat mbartin urrejtje të madhe për sahabët (shokët e Profetit) dhe pretendojnë se sahabët tradhëtuan fenë pas vdekjes së Profetit (salallahu alejhi ue selem), me përjashtim të një pakice. Madje ata pretendojnë se sahabët janë ata që do ndalohen të pinë nga burimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem). Por në realitet janë *shijat* ata që meritojnë të ndalohen nga burimi i Profetit, sepse ata nuk e praktikojnë sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem). Ata nuk i lajnë këmbët gjatë abdesit por vetëm i prekin, ndërkohë që Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Mjerë për ato thembra nga zjarri i xhehenemit!"*[1]
Gjithashtu, ata nuk janë të pajisur me shenjat dalluese për të cilat na ka njoftuar Profeti (salallahu alejhi ue selem) duke thënë: *"Në Ditën e Gjykimit umeti im do njihet nëpërmjet disa shenjave dalluese, të cilat janë "gjurmët e abdesit". (Buhariu me nr. 136)*

*Besimi në ditën e fundit përfshin dhe besimin se punët e njerëzve do të peshohen.* Në fillim veprat e tij mblidhen dhe më pas do t'i peshohen. Atij që i peshojnë më shumë veprat e mira, ai do të shpëtojë. Ndërsa kujt i peshojnë më shumë veprat e këqija, ai do të shkatërrohet. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

[1] Transmeton Buhariu me nr 165 dhe Muslimi me nr. 242 nga Ebu Hurejra.

وَنَضَعُ ٱلۡمَوَٰزِينَ ٱلۡقِسۡطَ لِيَوۡمِ ٱلۡقِيَٰمَةِ فَلَا تُظۡلَمُ نَفۡسٞ شَيۡـٔٗاۖ وَإِن كَانَ مِثۡقَالَ
حَبَّةٖ مِّنۡ خَرۡدَلٍ أَتَيۡنَا بِهَاۗ وَكَفَىٰ بِنَا حَٰسِبِينَ ﴿٤٧﴾

**"Ditën e Gjykimit do të vendosim peshore të sakta dhe askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi. Dhe nëse ajo (vepra) peshon sa kokrra e melit, Ne do e sjellim. Mjafton që Ne jemi llogaritës."[1]**

وَٱلۡوَزۡنُ يَوۡمَئِذٍ ٱلۡحَقُّۚ فَمَن ثَقُلَتۡ مَوَٰزِينُهُۥ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ﴿٨﴾ وَمَنۡ خَفَّتۡ
مَوَٰزِينُهُۥ فَأُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ خَسِرُوٓاْ أَنفُسَهُم بِمَا كَانُواْ بِـَٔايَٰتِنَا يَظۡلِمُونَ ﴿٩﴾

**"Atë ditë peshimi është i drejtë. Atij që do t'i rëndojë peshorja, do të shpëtojë. Ndërsa atij që do t'i peshojë lehtë, ai do jetë nga ata që e humbën vetveten dhe kjo për shkak se ata i refuzuan argumentet Tona pa të drejtë."[2]**

**"Kur të fryhet në Sur (Ditën e Ringjalljes), atëherë midis tyre nuk do të ketë lidhje farefisnore dhe ata as që do të pyesin për njëri-tjetrin. Ata që u rëndohet peshorja (e punëve të mira), janë të shpëtuar. Sa për ata që do të kenë peshore të lehta, mu ata do të jenë (njerëzit) që kanë humbur vetveten, duke qëndruar përherë në Xhehenem."**

فَأَمَّا مَن ثَقُلَتۡ مَوَٰزِينُهُۥ ﴿٦﴾ فَهُوَ فِي عِيشَةٖ رَّاضِيَةٖ ﴿٧﴾ وَأَمَّا مَنۡ خَفَّتۡ مَوَٰزِينُهُۥ ﴿٨﴾
فَأُمُّهُۥ هَاوِيَةٞ ﴿٩﴾ وَمَآ أَدۡرَىٰكَ مَا هِيَهۡ ﴿١٠﴾

**"E sa i përket atij që i rëndohet peshorja e veprave të tij, ai do jetë në një vend të këndshëm. Ndërsa ai që e ka të lehtë peshoren e veprave të tij, vendi i tij do të jetë në hauijeh (zjarr). A e di se çfarë është hauijeh? Është zjarr me nxehtësi shumë të lartë."**

[1] Suretu Enbija, 47.
[2] Suretu Araf, 8-9.

I dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Pastërtia është gjysma e besimit. El Hamdulilahi e mbush peshoren, ndërsa Subhanallahi dhe El Hamdulilahi e mbushin gjithçka mes qiellit dhe tokës."*[1] Në një hadith tjetër Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Ekzistojnë dy fjalë të cilat janë të dashura te Mëshiruesi, të lehta për t'u shqiptuar dhe të rënda në peshore. Ato janë: "Subhanallahi ue bihamdihi" dhe "Subhanallahil adhim".*[2]

Veprat e njeriut edhe pse nuk janë diçka që preken, Allahu i Madhëruar do t'i bëjë trupa në Ditën e Gjykimit dhe pastaj do t'i peshojë. Urtësia që qëndron në peshimin e veprave të njerëzve është shfaqja e drejtësisë absolute e Allahut të Madhëruar. Allahu ka njohuri për gjithçka, pra edhe për punët e njeriut, u peshuan apo nuk u peshuan ato. Peshimi ashtu sikurse ndodh me punët, në të njëjtën mënyrë realizohet edhe me librat ku janë shënuar punët. Argument për këtë është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: "*Allahu i Madhëruar do e marrë në pyetje para gjithë njerëzve një njeri prej umetit tim. Para tij do të paraqiten nëntëdhjetë e nëntë libra, ku secili prej tyre është aq i madh sa të arrijë shikimi i tij. Më pas, Allahu i Madhëruar thotë: "A mendon se të kanë bërë padrejtësi engjëjt që shkruanin veprat u tua?" Njeriu përgjigjet: "Jo, o Zoti im." Allahu vazhdon: "A ke ndonjë arsyetim? Thotë: "Jo, o Zoti im." Atëherë Allahu i thotë: "Ti posedon tek Ne një të mirë dhe kurrsesi nuk do të bëhet padrejtësi." Në këtë moment do t'i tregojnë një fletë ku shkruhet: "Eshhedu en la ilahe ila Allah ue eshhedu*

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 223.
[2] Transmeton Buhariu me nr. 7563 dhe Muslimi me nr. 2694.

*ene Muhameden abduhu ue resuluhu." I thuhet: "Sille peshoren tënde!" Njeriu thotë: "O Zoti im! Çfarë është kjo letër në krahasim me këta libra?!" Allahu përgjigjet: "Ty nuk do të bëhet padrejtësi." Pastaj vendoset letra në një anë të peshores dhe librat në anën tjetër, dhe papritur letra e çon lartë krahun e librave. Pra, me emrin e Allahut asnjë peshore nuk mund të krahasohet."*[1]

Peshimi mund të bëhet dhe me vetë personin që ka bërë veprat. Argument për këtë është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) i cili ka thënë për këmbët e Ibn Mesudit: *"Betohem në Allahun se këmbët e tij tek Allahu janë më të rënda se mali i Uhudit".* [2]

*Besimi në ditën e fundit përfshin edhe faktin se në Ditën e Gjykimit do të vendoset ura e siratit.* Sirati është një urë e vendosur mbi xhehenem, mbi të cilën do kalojnë muslimanët për të hyrë në xhenet. Kalimi i tyre mbi këtë urë do të bëhet sipas veprave që kanë bërë në këtë botë. Disa prej tyre do e kalojnë me shpejtësinë e dritës, disa me shpejtësinë e erës dhe disa do e kalojnë duke u zvarritur. Në librat e saktë të Buhariut dhe Muslimit është transmetuar nga Ebu Hurejra *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Kur të vendoset sirati (ura) mbi flakët e xhehenemit, unë dhe umeti im do jemi të parët që do të kalojmë mbi të. Në ato momente nuk flet askush, përveç profetëve të cilët thonë: "O Zoti ynë! Shpëtoi, shpëtoi!" Në xhehenem ndodhen disa*

---

[1] Transmeton Tirmidhiu me nr. 2639 dhe ka thënë se hadithi është i mirë. Gjithashtu e ka transmetuar Hakimi në vëll. I, fq. 6 dhe ka thënë se hadithi është i saktë. Për më tepër shiko librin "Vargu i haditheve të sakta" të shejh Albanit me nr. 135.

[2] Transmeton Ahmedi me nr. 3991. Hadithi është i mirë.

*gjemba që ngjasojnë me sadanin*[1]*. A e keni parë ndonjëherë këtë lloj gjembi? Thamë: "Po." Atëherë Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *tha: "Ai është i ngjashëm me të, por madhësinë e tij nuk e di askush përveç Allahut të Madhëruar. Ajo i tërheq njerëzit sipas punëve të tyre. Do të ketë njerëz që do të bien në zjarr, ndërsa disa të tjerë do të zvarriten dhe do të shpëtojnë."*[2] Imam Muslimi transmeton nga Ebu Hurejra dhe Hudhejfja, se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Njeriu më i mirë do e kalojë siratin me shpejtësinë e vetëtimës. Thamë: "O i dërguar i Allahut! Cila është ajo gjë që ecën me shpejtësinë e vetëtimës?" Tha: "A nuk e ke parë vetëtimën se si e shpërndan dritën dhe sa hap e mbyll sytë, ajo kthehet? Më pas do të kalojnë të tjerët me shpejtësinë e erës, të tjerë me shpejtësinë e shpendëve dhe disa me shpejtësinë e vrapit. Pra, e gjithë kjo varet nga veprat e tyre. Atëherë Profeti juaj do të qëndrojë mbi sirat dhe do të thotë: "O Zot! Shpëtoi, shpëtoi!" Do të vijë radha e disa njerëzve që nuk kanë shumë vepra të mira dhe nuk mund ta kalojnë siratin vetëm se duke u zvarritur. Në dy anët e siratit do të ketë gjemba të varur, të cilët janë të urdhëruar të kapin ata që nuk e meritojnë kalimin. Disa do të pastrohen dhe do të shpëtojnë, ndërsa disa të tjerë do të bien në zjarrin e xhehenemit."*[3] Muslimi përcjell nga Ebu Seid el Hudriu se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Më pas vendoset ura mbi xhehenem dhe shefati (ndërmjetësimi) bëhet i pranishëm, ndërsa njerëzit thonë: O Zot, na shpëto, na shpëto. Njerëzit thanë: O i dërguari i Allahut! Çfarë është kjo urë? Ai u tha: Është një urë e mprehtë e cila rrëshqet, aty ka gjemba që*

---

[1] Sadan është bimë me gjemba të ashpër.
[2] Transmeton Buhariu me nr. 806 dhe Muslimi me nr. 299.
[3] Transmeton Muslimi me nr. 329.

*njihen në nexhd dhe u thuhen Seadan. Aty besimtarët kalojnë sa hap e mbyll sytë, ka të tjerë që kalojnë si vetëtima, si era, si shpendët, si kuajt, si të ishin duke ecur. Prej tyre do ketë të shpëtuar, të dëmtuar por të lënë të lirë, dhe të fundosur në zjarrin e xhehenemit."*[1]

***Besimi në ditën e fundit përfshin dhe besimin në ndërmjetësimet që do të behën, të cilat janë të bazuara në Kuran dhe hadithe.***

**E para**: Ndërmjetësimi i madh që është i veçantë për Profetin (salallahu alejhi ue selem). Ai do të kërkojë nga Allahu që t'iu largojë njerëzve vështirësitë me të cilat do ndeshen para se të fillojë gjykimi. Ky quhet ndryshe *"Vendi i nderit"* sepse Profetin (salallahu alejhi ue selem) për këtë vepër e nderon çdo njeri, duke filluar që nga Ademi (njeriu i parë) e deri te njeriu i fundit mbi të cilët do të bëhet shkatërrimi i gjithë kësaj bote. Pak më parë e sqaruam duke përmendur fjalët e Ibn Kethirit, Allahu e mëshiroftë.

**E dyta**: Ndërmjetësimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për të shpëtuar nga zjarri i xhehenemit ata që e kanë merituar. Ajo që e pohon këtë është fjala e Profetit dhe profetëve të tjerë, të cilët në sirat do të thonë: O Zot, shpëtoi, shpëtoi! Pak më parë i treguam dy hadithet që flasin për kalimin e njerëzve mbi sirat.

**E treta:** Ndërmjetësimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për të rritur gradat e atyre që do të hyjnë në xhenet, mbi ato grada që meritojnë me anë të punëve që kanë bërë. Argument për këtë është Fjala e Allahut që thotë**:**

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 302.

وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَٱتَّبَعَتۡهُمۡ ذُرِّيَّتُهُم بِإِيمَٰنٍ أَلۡحَقۡنَا بِهِمۡ ذُرِّيَّتَهُمۡ وَمَآ أَلَتۡنَٰهُم مِّنۡ عَمَلِهِم مِّن شَيۡءٖ ﴿٢١﴾

**"Ata që besuan dhe që pasardhësit e tyre i kishin besimtarë, Ne do u bashkëngjisim pasardhësit, dhe atyre nuk u pakësohet asgjë."**[1] Këtu mund të përmendim dhe ngritjen e gradave që Profeti do u bëjë grave të tij për t'i sjellë në vendin ku ai do qëndrojë.

**E katërta:** Ndërmjetësimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për të hyrë disa njerëz në xhenet pa u llogaritur për veprat e tyre. Argument për këtë është duaja e Profetit (salallahu alejhi ue selem) që bëri për Ukashen *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!),* që Allahu ta bëjë prej atyre shtatëdhjetë mijë njerëzve që do të hyjnë në xhenet pa dhënë llogari.[2]

**E pesta:** Ndërmjetësimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për pakësimin e dënimit të xhaxhait të tij Ebu Talibit. Ky ndërmjetësim do i pranohet dhe xhaxhait të tij do i pakësohet dënimi, aq sa do të qëndrojë në një gropë zjarri nga do t'i vlojnë trutë.[3] Ky (ndërmjetësim) pakësim i dënimit bën përjashtim nga fjalët e Allaut të Madhëruar që thotë: **"Ata që mohuan do kenë zjarrin e xhehenemit i cili nuk do i vdesë e as që do u pakësohet prej dënimit të tij."**

**E gjashta:** Ndërmjetësimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për hyrjen e njerëzve në xhenet.

Argument për këtë është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: *"Unë do të jem i pari që do të ndërmjetësoj për hyrjen e njerëzve në xhenet, dhe pasuesit e mi*

---

[1] Suretu Tur, 21.

[2] Transmeton Buhariu me nr. 5811 dhe Muslimi me nr. 216.

[3] Transmeton Buhariu me nr. 3883 dhe Muslimi me nr. 209.

*do të jenë më shumë se pasuesit e çdo profeti tjetër."*[1] Gjithashtu, në një hadith tjetër thotë: *"Ditën e Gjykimit unë do të shkoj te dera e xhenetit dhe do të kërkoj që të hapet. Roja do më pyesë: "Kush je ti?" Unë do të përgjigjem: "Jam Muhamedi." Atëherë roja do të thotë: "Jam urdhëruar që të mos ia hap askujt derën para teje."* [2]

**E shtata:** Ndërmjetësimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për nxjerrjen e mëkatarëve me mëkate të mëdha nga zjarri. Hadithet që e vërtetojnë diçka të tillë janë Muteuatira.[3] Siç e ka përmendur komentuesi i librit të Tahauiut në fq. 290. Prej këtyre haditheve mund të kujtojmë hadithin e Ebu Hurejras se Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* ka thënë*: "Çdo profet ka një dua që i pranohet tek Allahu. Të gjithë profetët u nxituan dhe e bënë atë në jetën e kësaj bote, ndërsa unë e kam ruajtur për në Ditën e Gjykimit kur të kërkoj ndërmjetësim tek Allahu për umetin tim. Ky ndërmjetësim do të përfshijë çdo person që nuk i ka shoqëruar Allahut asgjë deri në vdekje."*[4] Në këtë lloj ndërmjetësimi marrin pjesë profetët, engjëjt dhe besimtarët. Argument për këtë është hadithi që transmeton Ebu Seidi se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Allahu i Madhëruar do të thotë: "Të gjithë ndërmjetësuan: engjëjt, profetët dhe besimtarët. Tani nuk mbeti vetëm se ndërmjetësimi i më të Mëshirshmit (Allahut)."*[5]

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 196.
[2] Transmeton Muslimi me nr. 197.
[3] Hadithi muteuatir është ai i cili transmetohet nga një grup i madh njerëzish, nga ku është e pamundur që ata të bien në ujdi që të gënjejnë në transmetimin e tij nga Profeti. **Sh.P.**
[4] Transmeton Buhariu me nr. 2304 dhe Muslimi me nr. 199.
[5] Transmeton Muslimi me nr. 183.

*Besimi në ditën e fundit përfshin dhe besimin në ekzistencën e xhenetit dhe xhehenemit.* Besimi se ata ekzistojnë tani dhe do të ekzistojnë përjetësisht. Allahu i Madhëruar e ka përgatitur xhenetin për të dashurit e Tij (besimtarët), ndërsa zjarrin për armiqtë e Tij. Prej ajeteve që tregojnë se xheneti është përgatitur për të dashurit e Tij është fjala e Allahut që thotë:

وَٱلسَّٰبِقُونَ ٱلْأَوَّلُونَ مِنَ ٱلْمُهَٰجِرِينَ وَٱلْأَنصَارِ وَٱلَّذِينَ ٱتَّبَعُوهُم بِإِحْسَٰنٍ رَّضِىَ ٱللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا۟ عَنْهُ وَأَعَدَّ لَهُمْ جَنَّٰتٍ تَجْرِى تَحْتَهَا ٱلْأَنْهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدًا ۚ ذَٰلِكَ ٱلْفَوْزُ ٱلْعَظِيمُ ﴿١٠٠﴾

**"Allahu është i kënaqur me të hershmit prej muhaxhirëve dhe ensarëve. Është i kënaqur dhe me ata që i pasuan me punë të mira dhe ata janë të kënaqur me Të. Allahu u ka përgatitur xhenete nën të cilët rrjedhin lumenj dhe ata aty do jenë përjetë. Ky është fitimi më i madh."**[1] Gjithashtu thotë:

۞ وَسَارِعُوٓا۟ إِلَىٰ مَغْفِرَةٍ مِّن رَّبِّكُمْ وَجَنَّةٍ عَرْضُهَا ٱلسَّمَٰوَٰتُ وَٱلْأَرْضُ أُعِدَّتْ لِلْمُتَّقِينَ

**"Vraponi të fitoni falje mëkatesh nga Zoti juaj dhe një xhenet me gjerësi sa ajo e qiejve dhe e tokës. Ai e ka përgatitur atë për të devotshmit."**[2]

سَابِقُوٓا۟ إِلَىٰ مَغْفِرَةٍ مِّن رَّبِّكُمْ وَجَنَّةٍ عَرْضُهَا كَعَرْضِ ٱلسَّمَآءِ وَٱلْأَرْضِ أُعِدَّتْ لِلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ بِٱللَّهِ وَرُسُلِهِۦ ۚ ذَٰلِكَ فَضْلُ ٱللَّهِ يُؤْتِيهِ مَن يَشَآءُ ۚ وَٱللَّهُ ذُو ٱلْفَضْلِ ٱلْعَظِيمِ ﴿٢١﴾

**"Prandaj përpiquni me njëri-tjetrin duke kërkuar falje prej Zotit tuaj, dhe një kopsht të gjerë sa qielli dhe Toka, që është e përgatitur për ata që i kanë besuar Allahut dhe të dërguarve të Tij."**[3] Prej ajeteve ku

---

[1] Suretu Teube, 100.
[2] Suretu Ali Imran, 133.
[3] Suretu Hadid, 21.

Allahu i Madhëruar tregon se zjarrin e ka përgatitur për armiqtë e Tij, është fjala e Allahut që thotë:

وَيُعَذِّبَ ٱلْمُنَٰفِقِينَ وَٱلْمُنَٰفِقَٰتِ وَٱلْمُشْرِكِينَ وَٱلْمُشْرِكَٰتِ ٱلظَّآنِّينَ بِٱللَّهِ ظَنَّ ٱلسَّوْءِ ۚ عَلَيْهِمْ دَآئِرَةُ ٱلسَّوْءِ ۖ وَغَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيْهِمْ وَلَعَنَهُمْ وَأَعَدَّ لَهُمْ جَهَنَّمَ ۖ وَسَآءَتْ مَصِيرًا ﴿٦﴾

**"E në anën tjetër për të ndëshkuar hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret të cilët mendonin keq për Allahun. Atyre u rëntë e keqja! Allahu i urren dhe i mallkoi ata. Për ta ka përgatitur xhehenemin që është vend shumë i keq."** [1]

**"Frikësojuni zjarrit të cilin e ka përgatitur për jobesimtarët."**

فَإِن لَّمْ تَفْعَلُوا۟ وَلَن تَفْعَلُوا۟ فَٱتَّقُوا۟ ٱلنَّارَ ٱلَّتِى وَقُودُهَا ٱلنَّاسُ وَٱلْحِجَارَةُ ۖ أُعِدَّتْ لِلْكَٰفِرِينَ ﴿٢٤﴾

**"Atëherë ruajuni zjarrit lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët, dhe që është përgatitur për të ndëshkuar mohuesit."**[2]

Prej argumenteve nga suneti që pohojnë ekzistencën aktuale të xhenetit dhe zjarrit, është hadithi që transmeton Ibn Abasi se: "Në namazin e eklipsit të diellit, sahabët e pyetën Profetin (salallahu alejhi ue selem) duke i thënë*: "O i dërguar i Allahut! Kur ishe duke u falur të pamë sikur u zgjate të merrje diçka, dhe më pas u tërhoqe." Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: "Pashë xhenetin dhe desha të merrja një kalavesh rrushi. Sikur ta kisha marrë, do hanit të gjithë prej tij dhe nuk do mbaronte për sa të ekzistojë kjo botë. Më pas pashë zjarrin e xhehenemit.*

[1] Suretul Fet'h, 6.
[2] Suretu Bekare, 24.

*Nuk kisha parë ndonjëherë pamje më të frikshme, dhe vura re se shumica e banorëve të tij ishin gra."* [1]

Fjalët që thuhen nga një grup bidatçinjsh të quajtur *mutezili*, të cilët mendojnë se xheneti dhe xhehenemi nuk janë krijuar akoma por do të krijohen në Ditën e Gjykimit, sepse sipas tyre kjo do të ishte kotësi. Sipas tyre krijimi do të ishte diçka e pavlerë sepse do qëndrojnë kohë të gjatë pa përfituar prej tij banorët e xhenetit dhe as pa u dënuar banorët e zjarrit. Por këto fjalë janë të kotë dhe kotësia e tyre pohohet në disa mënyra:

**E para:** Shumë ajete kuranore dhe hadithe të sakta pohojnë ekzistencën e tyre para se të bëhet Dita e Gjykimit, disa prej të cilave i përmendëm pak më parë.

**E dyta:** Ekzistenca e xhenetit i nxit besimtarët dhe i bën me mall për të hyrë në të. Po kështu edhe ekzistenca e zjarrit është kërcënim për ata që kundërshtojnë Allahun dhe i bën ata të ruhen dhe të kenë frikë prej tij.

**E treta:** Ekzistojnë shumë argumente nga Kurani dhe suneti që pohojnë se xheneti shfrytëzohet nga besimtarët dhe xhehenemi nga jobesimtarët, dhe kjo para se të ndodhë dita e gjykimit. Pak më parë kur përmendëm shpërblimin në varr dhe dënimin e tij, treguam disa tekste që e pohojnë këtë realitet.

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 1052 dhe Muslimi me nr. 907.

## Cili është xheneti prej të cilit u largua Ademi?

Rreth kësaj pyetjeje dijetarët janë ndarë në tri grupe:

***Grupi i parë*** mendon se është xheneti i huldit, ku do të hyjnë besimtarët në Ditën e Gjykimit. Dhe ky duket mendimi më i saktë.

***Grupi i dytë*** mendon se është një xhenet që ndodhej në një vend të lartë në tokë.

*Ndërsa* ***grupi i tretë*** heshtin dhe nuk thonë asgjë në lidhje me këtë temë.

Dijetari i njohur Ibn Kajim el Xheuzije përmend argumentet e secilit grup, si atyre të parëve ashtu dhe të mendimit të dytë. Ai i përgjigjet secilit me argumentet që ai ka përdorur, por pa dhënë ndonjë mendim të qartë. Këtë ai e trajtoi në librin e tij "Hadi el eruah" fq. 16-32, por në poezinë e tij shihet se ai quan të vërtetë mendimin e parë, sepse në vargjet e tij ai shprehet:

*Ejani në xhenetet e Adnit sepse*
*shtëpitë e para i kemi ndërtuar atje.*
*Mjerisht ne u bëmë skllevër të armikut e siç na sheh,*
*Kthehemi në vatanin tonë dhe dorëzohemi plotësisht.*

Pra, xheneti dhe xhehenemi do të ekzistojnë përgjithmonë dhe nuk do zhduken kurrë. Besimtarët do të jetojnë përjetësisht në kënaqësi, ndërsa jobesimtarët do të dënohen me zjarr deri në pafundësi. Kurani famëlartë përmban shumë ajete që flasin për përjetësinë e xhenetit dhe të banorëve të tij.

Allahu i Madhëruar thotë:

وَبَشِّرِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ أَنَّ لَهُمۡ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُۖ
كُلَّمَا رُزِقُواْ مِنۡهَا مِن ثَمَرَةٖ رِّزۡقٗا قَالُواْ هَٰذَا ٱلَّذِي رُزِقۡنَا مِن قَبۡلُۖ وَأُتُواْ بِهِۦ مُتَشَٰبِهٗاۖ
وَلَهُمۡ فِيهَآ أَزۡوَٰجٞ مُّطَهَّرَةٞۖ وَهُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ٢٥

**"Përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira, se ata do të jenë në xhenete nën të cilët rrjedhin lumenj. Gjithmonë kur t'u jepet ndonjë prej frutave të tij do të thonë: 'Ky është i njëjti ushqim që kemi ngrënë dhe më parë". Kjo për shkak se atyre u sillet ushqim i ngjashëm (vetëm në formë dhe jo në shije). Ata do të kenë bashkëshorte të pastra, dhe aty do jetojnë përgjithmonë."**[1] Dhe thotë:

إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ كَانَتۡ لَهُمۡ جَنَّٰتُ ٱلۡفِرۡدَوۡسِ نُزُلًا ١٠٧ خَٰلِدِينَ فِيهَا
لَا يَبۡغُونَ عَنۡهَا حِوَلٗا ١٠٨

**"Nuk ka dyshim se për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendpritje kanë xhenetet e firdeusit. Aty do të jetojnë përgjithmonë dhe kurrë nuk do kërkojnë të largohen prej tyre."**

إِنَّ ٱلۡمُتَّقِينَ فِي جَنَّٰتٖ وَعُيُونٍ ٤٥ ٱدۡخُلُوهَا بِسَلَٰمٍ ءَامِنِينَ ٤٦ وَنَزَعۡنَا مَا فِي
صُدُورِهِم مِّنۡ غِلٍّ إِخۡوَٰنًا عَلَىٰ سُرُرٖ مُّتَقَٰبِلِينَ ٤٧ لَا يَمَسُّهُمۡ فِيهَا نَصَبٞ وَمَا هُم مِّنۡهَا
بِمُخۡرَجِينَ ٤٨

**Vërtet, punëmirët do të jenë në kopshtet e Xhenetit pranë burimeve. Atyre do t'u thuhet: "Hyni atje me paqe dhe siguri"! Ne do ta heqim urrejtjen nga zemrat e tyre; ata do të rrinë ulur si vëllezër përballë njëri-tjetrit në divana. Aty nuk do t'i mundojë lodhja, e prej aty kurrë nuk do të dëbohen."**[2]Dhe thotë:

---

[1] Suretu Bekare, 25.
[2] Suretu Hixhr, 45-48.

إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ أُوْلَٰٓئِكَ هُمۡ خَيۡرُ ٱلۡبَرِيَّةِ ﴿٧﴾ جَزَآؤُهُمۡ عِندَ رَبِّهِمۡ
جَنَّٰتُ عَدۡنٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدٗاۖ رَّضِيَ ٱللَّهُ عَنۡهُمۡ وَرَضُواْ عَنۡهُۚ
ذَٰلِكَ لِمَنۡ خَشِيَ رَبَّهُۥ ﴿٨﴾

**"Ndërsa ata që besuan dhe bënë vepra të mira janë njerëzit më të mirë. Shpërblim për ta nga Zoti i tyre janë vendet në xhenete nëpër të cilët burojnë lumenj, dhe aty do qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur ndaj tyre dhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Ky shpërblim është për atë që i është frikësuar Zotit të tij."**[1]

Në anën tjetër janë ajetet që flasin për zjarrin, përjetësinë e tij dhe të banorëve të tij. Allahu i Madhëruar thotë**:**

**"Ndërsa ata që mohuan dhe përgënjeshtruan argumentet Tona, ata do të jenë banorë të zjarrit dhe në të do qëndrojnë përgjithmonë." "Ata nuk mund të dalin nga zjarri."**

**"Duan të dalin nga zjarri, por nuk munden. Ata i pret një dënim i përjetshëm."**

**"Atyre nuk u bën dobi ndërmjetësimi i atyre që ndërmjetësojnë."**

إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَظَلَمُواْ لَمۡ يَكُنِ ٱللَّهُ لِيَغۡفِرَ لَهُمۡ وَلَا لِيَهۡدِيَهُمۡ طَرِيقًا ﴿١٦٨﴾
إِلَّا طَرِيقَ جَهَنَّمَ خَٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدٗاۚ وَكَانَ ذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٗا ﴿١٦٩﴾

**"Ata që nuk besojnë dhe bëjnë padrejtësi, Allahu nuk i fal e as nuk do t'i udhëzojë në kurrfarë rruge. Përveçse drejt rrugës së Xhehenemit ku do të qëndrojnë përgjithmonë, dhe kjo për Allahun është e lehtë."**

---

[1] Suretu Bejine, 7-8.

إِنَّ ٱللَّهَ لَعَنَ ٱلْكَٰفِرِينَ وَأَعَدَّ لَهُمْ سَعِيرًا ﴿٦٤﴾ خَٰلِدِينَ فِيهَآ أَبَدًا ۖ لَّا يَجِدُونَ وَلِيًّا وَلَا نَصِيرًا

**"Vërtetë, Allahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe ka përgatitur për ata zjarr të flakëruar në të cilin ata do të qëndrojnë përgjithmonë; aty nuk do të gjejnë as mbrojtës, as ndihmës."[1]**

إِنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ مِنْ أَهْلِ ٱلْكِتَٰبِ وَٱلْمُشْرِكِينَ فِى نَارِ جَهَنَّمَ خَٰلِدِينَ فِيهَآ ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ هُمْ شَرُّ ٱلْبَرِيَّةِ ﴿٦﴾

**"Nuk ka dyshim se ata që nuk besuan nga ithtarët e librit dhe nga idhujtarët, do hyjnë në zjarrin e xhehenemit dhe në të do qëndrojnë përgjithmonë. Ata janë njerëzit më të këqinj."[2]**

Ekzistenca e xhenetit dhe xhehenemit si dhe qëndrimi i përjetshëm i njerëzve në to, nuk bie ndesh me cilësinë e Allahut i Cili është i Fundit dhe pas Tij nuk ekziston asgjë. Kjo, sepse ekzistenca e Allahut është cilësi që nuk ndahet prej Qenies së Tij. Ndërsa ekzistenca e xhenetit dhe xhehenemit ndodh vetëm se Allahu u jep një mundësi të tillë, dhe nëse Ai nuk do ua mundësonte atëherë ato do të zhdukeshin. Ajo që na kërkohet është që të besojmë në çdo gjë që thuhet në librin e Allahut dhe sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem) rreth cilësive të xhenetit dhe xhehenemit, dhe kënaqësive që ndodhin në xhenet dhe dënimit që ndodh në zjarr.

*Prej besimit në ditën e fundit është dhe besimi se besimtarët do e shohin Allahun Ditën e Gjykimit, gjë që konsiderohet si mirësia më e madhe në xhenet.* Shumë ajete kuranore, hadithe dhe mendimi unanim i dijetarëve, pohojnë shikimin e Allahut në Ditën e Gjykimit.

[1] Suretu Ahzab, 64-65.
[2] Suretu Bejine, 6.

Allahu i Madhëruar duke treguar për besimtarët në librin e Tij thotë:

وُجُوهٌ يَوْمَئِذٍ نَّاضِرَةٌ ۝ إِلَىٰ رَبِّهَا نَاظِرَةٌ ۝

**"Atë ditë do të ketë fytyra të ndritshme që e shikojnë Zotin e tyre."** [1]

Gjithashtu (për jobesimtarët) ka thënë:

كَلَّآ إِنَّهُمْ عَن رَّبِّهِمْ يَوْمَئِذٍ لَّمَحْجُوبُونَ ۝

**"Atë ditë do të ndalohen që ta shikojnë Zotin e tyre."**[2]

Imam Shafiu për këtë ajet ka thënë: "Duke qenë se këta njerëz do të ndalohen që të shohin Allahun për shkak të zemërimit të Allahut, atëherë ky është argument se besimtarët me të cilët Allahu është i kënaqur, do ta shikojnë Atë." Allahu i Madhëruar në një ajet tjetër thotë:

۞ لِّلَّذِينَ أَحْسَنُوا۟ ٱلْحُسْنَىٰ وَزِيَادَةٌ ۝

**"Atyre që bënë vepra të mira u takon e mira dhe akoma më tepër."**[3] E mira në këtë ajet është xheneti, ndërsa e tepërta është shikimi i fytyrës së Allahut. Këtë shpjegim e ka dhënë vetë Profeti (salallahu alejhi ue selem) në hadithin që transmeton Suhejbi ku ka thënë: *"Kur banorët e xhenetit do të hyjnë në xhenet, Allahu i Madhëruar do iu thotë: "A dëshironi t'iu shtoj ndonjë gjë?" Ata thonë: "A nuk i zbardhe fytyrat tona?! A nuk na fute në xhenet dhe na shpëtove prej zjarrit të xhehenemit?!" Atëherë Allahu e largon mbulesën e Tij, dhe shikimi në Allahun bëhet për ta më i dashur se çdo gjë tjetër."* Pastaj Profeti

---

[1] Suretu Kijame, 22-23.
[2] Suretu Mutafifin, 15.
[3] Suretu Junus, 26.

(salallahu alejhi ue selem) lexoi ajetin: "**Atyre që bënë vepra të mira u takon e mira dhe akoma me tepër.**"[1] Përsa i përket fjalës së Allahut kur thotë:

لَّا تُدۡرِكُهُ ٱلۡأَبۡصَٰرُ وَهُوَ يُدۡرِكُ ٱلۡأَبۡصَٰرَۖ وَهُوَ ٱللَّطِيفُ ٱلۡخَبِيرُ ﴿١٠٣﴾

**"Shikimet njerëzore nuk mund ta arrijnë Atë, ndërkohë që Ai i arrin shikimet e të gjithëve"**,[2] ajo pohon se Allahu mund të shihet por jo të perceptohet. Që do të thotë se nuk është e mundur që shikimi ynë të mbulojë gjithë Qenien e Tij ashtu sikurse Ai njihet, por njohuria për të nuk e përfshin gjithë Qenien e Tij. Prandaj mohimi i perceptimit është më i veçantë dhe, nuk e bën të pamundur shikimin tek Ai, sepse shikimi është diçka më e përgjithshme. Ndërsa fjala e Allahut kur tregon për Musain duke thënë:

وَلَمَّا جَآءَ مُوسَىٰ لِمِيقَٰتِنَا وَكَلَّمَهُۥ رَبُّهُۥ قَالَ رَبِّ أَرِنِيٓ أَنظُرۡ إِلَيۡكَۚ قَالَ لَن تَرَىٰنِي وَلَٰكِنِ ٱنظُرۡ إِلَى ٱلۡجَبَلِ فَإِنِ ٱسۡتَقَرَّ مَكَانَهُۥ فَسَوۡفَ تَرَىٰنِيۚ فَلَمَّا تَجَلَّىٰ رَبُّهُۥ لِلۡجَبَلِ جَعَلَهُۥ دَكّٗا وَخَرَّ مُوسَىٰ صَعِقٗاۚ فَلَمَّآ أَفَاقَ قَالَ سُبۡحَٰنَكَ تُبۡتُ إِلَيۡكَ وَأَنَا۠ أَوَّلُ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ

**"E kur Musai erdhi në kohën që i caktuam dhe i foli Zoti i tij, ai tha: "O Zoti im! Më jep mundësinë që të të shikoj." Ai (Allahu) i tha: "Ti nuk ke mundësi që të më shohësh, por shiko kodrën, dhe nëse ajo është e fortë e qëndron në vendin e saj atëherë do të më shohësh. Kur kodrës iu shfaq një pjesë e Dritës së Allahut, ajo u thërrmua ndërsa Musait i ra të fikët. Kur u përmend tha: "E lartë është Madheria Jote! Unë pendohem te Ti dhe jam i pari i besimtarëve."** Suretu Araf, 143. Themi se Musai (*Paqja e Allahut qoftë*

[1] Transmeton Muslimi me nr. 297.
[2] Suretu Enam, 103.

*mbi të!*) kërkoi nga Allahu diçka të mundur, dhe nuk i kërkoi diçka të pamundur. Por Allahu deshi që të shihej vetëm ne botën tjetër, sepse shikimi tek Allahu do të jetë mirësia më e madhe (për besimtarët) ne xhenet. Fjala e Allahut të Madhëruar që i drejtoi Musait: **"Ti nuk ke mundësi të më shohësh",** do të thotë që njerëzit nuk mund ta shohin Atë në këtë botë. Këtë e pohon edhe më shumë fjala e Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: "*Dijeni se askush nuk do e shikojë Zotin e tij, derisa të ndërrojë jetë.*"[1]

Ibn Kajimi, Allahu e Mëshiroftë, i ka përmendur të gjitha argumentet kuranore dhe të tjera në librin e tij "Hadi el Eruah" fq. 179-186. Më pas ka përmendur argumentet nga Suneti të përcjella nga njëzet e shtatë sahabë, të cilët pohojnë mundësinë e shikimit të Allahut në botën tjetër. Ai përmendi hadithet e tyre e më pas shtoi disa fjalë të Sahabëve, Tabiinëve, e të tjerëve që erdhën më pas nga Ehli Suneti dhe Xhemati, të cilat pohojnë mendimin unanim të sahabëve dhe të të tjerëve që ecën në gjurmët e tyre për këtë çështje.

**Dobia e gjashtë:** Besimi në paracaktimin (kaderin) e Allahut, i mirë apo i keq qoftë ai. Ka shumë ajete dhe hadithe që pohojnë kaderin e Allahut. Allahu i Madhëruar thotë në librin e Tij:

إِنَّا كُلَّ شَيْءٍ خَلَقْنَٰهُ بِقَدَرٍ ﴿٤٩﴾

**"Ne çdo gjë e kemi krijuar me paracaktim (kader)."**[2]

قُل لَّن يُصِيبَنَآ إِلَّا مَا كَتَبَ ٱللَّهُ لَنَا هُوَ مَوْلَىٰنَا ۚ وَعَلَى ٱللَّهِ فَلْيَتَوَكَّلِ ٱلْمُؤْمِنُونَ

[1] Transmeton Muslimi me nr. 2931.
[2] Suretul Kamer, 49

**"Thuaj: "Neve nuk na godet asgjë tjetër përveç asaj që na është caktuar nga Allahu."**[1] Ndërsa për hadithet mund të themi se imam Buhariu dhe Muslimi në librat e tyre kanë shkruar një temë të veçantë për kaderin, duke përmendur hadithe të shumta që e pohojnë atë. Muslimi në Sahihun e tij përcjell nga Ebu Hurejra se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Besimtari i fuqishëm është më i dobishëm dhe më i dashur te Allahu se besimtari i pafuqishëm. Ruaji gjërat që të bëjnë dobi dhe kërko ndihmë nga Allahu e mos u zmbraps. Nëse të godet ndonjë e keqe mos thuaj: "Ah sikur ta kisha bërë kështu apo ashtu", por thuaj: "Ky ishte kaderi i Allahut dhe Ai bën çfarë të dojë". Mos e thuaj, sepse shprehja "ah sikur" i hap rrugë shejtanit."*[2] Gjithashtu, Muslimi përcjell nga Tausi se ky i fundit ishte takuar me disa prej shokëve të Profetit (salallahu alejhi ue selem) dhe të gjithë thoshin*: "*Çdo gjë ndodh me paracaktimin e Allahut." Po ashtu ai thoshte: Kam dëgjuar Abdullah bin Omerin të thotë: "I dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Çdo gjë ndodh me paracaktimin e Allahut, madje dhe dobësia e shkathtësia."*[3] Shkathtësia dhe dobësia janë dy gjëra të kundërta, prandaj zelli i njeriut të zellshëm dhe dembelizmi i dembelëve të gjitha ndodhin me paracaktimin e Allahut. Imam Neueuiu në komentin e këtij hadithi (16/205) ka thënë: "Kuptimi i këtij hadithi është që të dobëtit i është paracaktuar diçka e tillë dhe po kështu edhe të shkathëtit". Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Secilit nga ju i është caktuar vendi për*

---

[1] Suretu Teube, 51
[2] Transmeton Muslimi me nr. 2664
[3] Transmeton Muslimi me nr. 2655

*në xhenet ose për në xhehenem". Sahabët thanë: "O i dërguar i Allahut! Nëse është kështu, atëherë pse të punojmë?!" Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *tha: "Punoni sepse çdo njeriu do i lehtësohet rruga për vendin ku do të shkojë".* Pastaj lexoi fjalën e Allahut që thotë**: "E sa i përket atij që jep, ruhet dhe vërteton bindshëm më të mirën, Ne do e përgatisim atë për më të lehtën."**[1]

Ky hadith është argument se veprat e mira të çdo personi janë të paracaktuara nga Allahu. Këto punë janë shkak për lumturinë e robit, dhe ky shkak gjithashtu është i paracaktuar. E njëjta gjë ndodh dhe me veprat e këqija të cilat janë të paracaktuara dhe që shkaktojnë fatkeqësi për robin. Pra, Allahu i Madhëruar është Ai që paracakton shkaqet dhe përfundimet. Çdo send nuk mund të dalë jashtë paracaktimit të Allahut dhe krijimit të Tij. Abdullah bin Abasi përcjell duke thënë: *"Një ditë kisha hipur në një kafshë me Profetin (salallahu alejhi ue selem) dhe më tha: "O djalosh! Unë do të mësoj disa fjalë: Ruaju nga gjërat që ka ndaluar Allahu që Ai të të ruajë ty. Dhe nëse i runa kufijtë e Allahut do e kesh gjithmonë pranë. Nëse kërkon diçka, kërkoje nga Allahu, dhe nëse kërkon ndihmë, kërko vetëm prej Tij. Dije, se sikur të gjithë njerëzit të bashkohen për të të bërë ndonjë të mirë, ata nuk do munden vetëm nëse Allahu e ka paracaktuar atë të mirë për ty. Dhe nëse bashkohen për të të bërë ndonjë të keqe, ata nuk do munden vetëm nëse Allahu e ka paracaktuar atë të keqe për ty. Janë ngritur penat (nuk*

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 4945 dhe Muslimi me nr. 2647.

*shkruajnë më), dhe janë tharë fletët (pra çdo gjë është vendosur dhe nuk ndryshon)".*[1]

## Besimi në kaderin e Allahut ndahet në katër shkallë të cilat duhen besuar

**E para:** Dituria e hershme e Allahut e cila përfshin çdo gjë që do të ndodhë. Çdo gjë që ndodh Allahu e ka ditur më parë, prandaj dituria për ndonjë çështje tek Ai nuk përsëritet, sepse atë e ka ditur që në ezel (dijen e hershme).

**E dyta:** Shkrimi i çdo gjëje që do të ndodhë në librin *"Leuhi Mahfudh",* pesë dhjetëmijë vjet para se Allahu të krijonte qiejt dhe tokën. Argument për këtë është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: *"Allahu i Madhëruar ka shkruar gjithë paracaktimet e krijesave pesëdhjetë mijë vjet para se të krijonte qiejt dhe tokën, ndërsa Arshi i Tij qëndronte mbi ujë".* [2]

**E treta:** Vullneti dhe dëshira e Allahut, që do të thotë se çdo gjë që ekziston është me Dëshirën e Allahut, dhe në Pushtetin e Tij nuk ndodh gjë vetëm se me Vullnetin e Tij. Prandaj çfarë dëshiron Allahu realizohet, dhe çfarë nuk dëshiron, nuk realizohet. Allahu i Madhëruar thotë**:**

إِنَّمَآ أَمۡرُهُۥٓ إِذَآ أَرَادَ شَيۡـًٔا أَن يَقُولَ لَهُۥ كُن فَيَكُونُ﴾

**"Kur Ai dëshiron të bëjë diçka, mjafton t'i thotë: "Bëhu!", dhe ajo menjëherë bëhet."**[3]

---

[1] Transmeton Tirmidhiu me nr. 2516. Hadithi është i saktë.
[2] Transmeton Muslimi me nr. 2653 nga Abdullah bin Amr.
[3] Suretu Jasin, 82.

وَمَا تَشَآءُونَ إِلَّآ أَن يَشَآءَ ٱللَّهُ رَبُّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ﴿٢٩﴾

**“Po ju nuk mundeni (të bëni asgjë) vetëm nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve."**[1]

**E katërta:** Të krijuarit e çdo gjëje me vullnetin e Allahut e që është në përputhje të plotë me Dijen e Tij të hershme, dhe me regjistrimin në librin *"Leuhi Mahfudh"*. Pra, gjithçka që do të ekzistojë qoftë vepër apo trup, bëhet me krijimin e Allahut. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij ka thënë**: "Allahu është Ai që ka krijuar gjithçka."** [2] **"E Allahu u krijoi juve dhe atë që punoni."** [3]

Besimi në kaderin e Allahut është diçka e fshehtë dhe atë nuk e di askush tjetër përveç Allahut. Njerëzit mund të kuptojnë diçka nga kaderi me anë të dy mënyrave:

**1.** Nëse ndodh diçka, njerëzit do të kuptojnë se ky ishte paracaktimi i Allahut, dhe sikur Ai të mos e kishte paracaktuar, kjo gjë nuk do të ndodhte. Çfarë dëshiron Allahu realizohet, dhe çfarë nuk dëshiron, nuk realizohet.

**2.** Realizimi i gjërave për të cilat Profeti ka lajmëruar se do të ndodhin në të ardhmen, p.sh.: shfaqja e dexhalit si dhe jexhuxhëve e maxhuxhëve, zbritja e Isait *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* nga qielli e të tjera gjëra të cilat do të ndodhin patjetër në kohët e fundit të ekzistencës së kësaj bote. Këto patjetër që do të ndodhin, dhe realizimi i tyre nuk bëhet ndryshe

[1] Suretu Tekuir, 29.
[2] Suretu Zumer, 62.
[3] Suretu Safat, 96.

vetëm se me paracaktimin e Allahut të Madhëruar. Gjithashtu, në këtë grup përfshihen dhe lajmet e Profetit (salallahu alejhi ue selem) për gjërat që do ndodhnin në kohën që ai jetoi. Argument për këtë është hadithi i Bekrates (*Allahu qoftë i kënaqur prej tij!*) që thotë: "E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut (salallahu alejhi ue selem) kur po ligjëronte, ndërkohë që Hasanin (nipin e tij) e kishte në krah, duke thënë: *"Biri im që shikoni është zotëri, dhe ndoshta Allahu do ta bëjë shkak për të pajtuar dy grupe muslimanësh."*[1] Lajmi që dha Profeti (salallahu alejhi ue selem) u bë realitet në vitin 41 të hixhrit. Në atë kohë muslimanët u bashkuan me njëri-tjetrin, dhe ai vit u quajt *"Viti i bashkimit"*. Sahabët kuptuan nga ky hadith se Hasani nuk do të vdiste i vogël, por do të jetonte deri sa të vinte dita e pajtimit për të cilën kishte njoftuar Profeti (salallahu alejhi ue selem). Kjo ishte një nga gjërat që kishte paracaktuar Allahu, dhe sahabët e dinin atë para se të ndodhte. Allahu i Madhëruar ka krijuar dhe ka paracaktuar gjithçka, ashtu siç thotë në Librin e Tij:

ٱللَّهُ خَٰلِقُ كُلِّ شَيۡءٍ ۝٦٢

**"Allahu është Ai që ka krijuar gjithçka."**[2], dhe

وَخَلَقَ كُلَّ شَيۡءٍ فَقَدَّرَهُۥ تَقۡدِيرًا ۝٢

**"Ai krijoi çdo gjë dhe e përsosi në mënyrë të qartë e të matur."**[3] Çdo gjë që ekziston, e mirë apo e keqe, ndodh me paracaktimin e Allahut, dëshirën dhe vullnetin e Tij. Ndërsa hadithi që përcjell Aliu *(Allahu*

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 3746.
[2] Suretu Zumer, 62.
[3] Suretu Furkan, 2.

*qoftë i kënaqur prej tij!)* ku përmend lutjen e gjatë të Profetit ku thuhet: *"Gjithë të mirat janë në Dorën Tënde (Allahut), ndërsa e keqja nuk është nga Ty."* [1]Ky hadith nuk ka për qëllim të mohojë se e mira dhe e keqja ndodhin me paracaktimin dhe krijimin e Allahut, përkundrazi, kjo do të thotë se Allahu nuk e krijon një të keqe të mirëfilltë pa pasur në të urtësi dhe qëllime, në një mënyrë apo një tjetër.[2] Nga ana tjetër e keqja nuk i dedikohet Allahut ashtu e ndarë, përkundrazi, ajo duhet të përfshihet në gjëra të përgjithshme siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Allahu ka krijuar çdo send."** dhe **"Ne krijuam çdo gjë me paracaktim."** etj. Prandaj njeriu duhet të tregohet i moralshëm kur flet për Allahun duke mos ia dedikuar të keqen e mirëfilltë Atij, por të veprojë ashtu siç na tregoi Allahu për xhindët dhe moralin që ata treguan në dedikimin që i bënë të mirës tek Allahu, ndërsa të keqen e përmendën në formën e panjohur. Për këtë Allahu njofton duke thënë:

وَأَنَّا لَا نَدْرِىٓ أَشَرٌّ أُرِيدَ بِمَن فِى ٱلْأَرْضِ أَمْ أَرَادَ بِهِمْ رَبُّهُمْ رَشَدًا ﴿١٠﴾

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 771.

[2] Për ta sqaruar më shumë këtë pikë po sjellim disa shembuj: 1. Krijimi i shejtanit. Ai në vetveten është i keq, por Allahu që është i pajisur me urtësi e ka ditur më së miri qëllimin e krijimit të shejtanit. Krijimi i tij nuk është plotësisht i keq, sepse sikur ai të mos ekzistonte, nuk do dalloheshin besimtarët nga jobesimtarët dhe nuk do kishte kuptim zbritja e librave nga Allahu për t'i udhëzuar njerëzit etj. 2. Allahu i Madhëruar në librin e tij thotë: "**Për shkak të veprave që bëjnë njerëzit, janë shfaqur në tokë e në det katastrofa. U shfaqën që ata ta përjetojnë të keqen që bënë dhe të terhiqen nga këto vepra.**" Dihet që katastrofat janë gjë shumë e keqe, por duke ditur urtësinë që qëndron në zbritjen e tyre, nuk mund ti konsiderojmë ato si plotësisht të këqija, sepse për shkak të tyre njerëzit venë mend dhe i lënë veprat e shëmtuara. **Sh.P.**

**"Dhe ne nuk e dimë nëse për banorët e tokës është duke u përgatitur ndonjë gjë e keqe, apo Zoti i tyre dëshiron që t'i udhëzojë.**[1]**"**[2] Në shkallët e kaderit, të cilat i përmendëm më pare ishte dhe dëshira dhe vullneti i Allahut të Madhëruar. Por ndryshimi mes dëshirës dhe vullnetit është se dëshira nuk përmendet në Kuran apo sunet vetëm se duke marrë kuptimin ligjor universal, ndërsa vullneti merr kuptimin ligjor dhe kuptimin fetar. Shembull për ardhjen e saj në kuptim ligjor dhe fetar, është fjala e Allahut që thotë:

وَلَا يَنفَعُكُمۡ نُصۡحِيٓ إِنۡ أَرَدتُّ أَنۡ أَنصَحَ لَكُمۡ إِن كَانَ ٱللَّهُ يُرِيدُ أَن يُغۡوِيَكُمۡۚ هُوَ رَبُّكُمۡ وَإِلَيۡهِ تُرۡجَعُونَ ٣٤

"**Këshilla ime nuk do t'ju bëjë dobi edhe sikur të doja t'ju këshilloja, nëse vullneti i Allahut është që t'ju shkatërrojë."**[3] Apo fjala e Allahut që thotë:

وَمَن يُرِدۡ أَن يُضِلَّهُۥ يَجۡعَلۡ صَدۡرَهُۥ ضَيِّقًا حَرَجٗا كَأَنَّمَا يَصَّعَّدُ فِي ٱلسَّمَآءِ ١٢٥

**"Ndërsa atij që dëshiron ta lërë në humbje, (ia mbyll zemrën e) ia shtrëngon gjoksin si të jetë duke u ngjitur në qiell."**[4] Vullneti vjen dhe në kuptimin fetar, dhe për këtë është fjala e Allahut të Mdhëruar që thotë: **"Allahu dëshiron për ju lehtësimin dhe nuk e dëshiron për ju vështirësinë."** Apo fjala e Allahut që thotë:

---

[1] Suretu Xhin, 10.

[2] Pra, kur përmendën të keqen që mund të kaplonte njerëzit e fshehën emrin e Allahut nga morali dhe respekti që kishin për Të. Ndërsa kur përmendën udhëzimin, e shfaqën emrin e Tij.

[3] Suretu Hud, 34.

[4] Suretu Enam, 125.

يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِذَا قُمۡتُمۡ إِلَى ٱلصَّلَوٰةِ فَٱغۡسِلُواْ وُجُوهَكُمۡ ... مَا يُرِيدُ ٱللَّهُ لِيَجۡعَلَ عَلَيۡكُم مِّنۡ حَرَجٖ وَلَٰكِن يُرِيدُ لِيُطَهِّرَكُمۡ وَلِيُتِمَّ نِعۡمَتَهُۥ عَلَيۡكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ

**"Allahu nuk dëshiron t'ju krijojë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë dhe t'i plotësojë dhuntitë e Tij ndaj jush, me qëllim që të jeni falënderues."[1]**

## Ndryshimi ndërmjet 'irades keunije'[2] dhe 'irades sherije'[3]

Ndryshimi ndërmjet "irades keunije" dhe "irades sherije" është se e para është e përgjithshme, si në gjërat e mira që i do Allahu po ashtu dhe në ato të këqija të cilat Ai i urren. Ndërsa "Irade Sherije" nuk realizohet vetëm se në gjëra që i do Allahu dhe është i kënaqur me to. E para ndodh patjetër ndërsa e dyta ndodh tek ai që Allahu i jep sukses, dhe nuk ndodh tek ata që nuk kanë sukses nga Allahu. Ekzistojnë terma që kanë kuptime ligjore universale siç është Kadaja (caktimi), ndalimi dhe lejimi, fjalët, urdhrat etj. Të gjitha këto i përmendi Ibn Kajimi në librin "Shifaul Alil" në kapitullin 29. Gjithashtu ai përmendi ajetet kuranore dhe hadithet

---

[1] Suretu Maide, 6.

[2] **"El irade keunije"** në gjuhën shqipe do të thotë: Dëshira dhe Vullneti i Allahut për të ekzistuar e mira dhe e keqja. Kjo gjë ndodh në gjërat që do Allahu dhe në gjërat që nuk i do. Pra, nëse Allahu ka caktuar një të mirë apo të keqe, ajo do të ndodhë patjeter dhe kurrë nuk mund të zmbrapset. **Sh.P.**

[3] **"El irade sherije"** do të thotë: Dëshira dhe Vullneti i Allahut që njerëzit t'i zbatojnë urdhërat dhe gjërat me të cilat Ai është i kënaqur. Kjo ndryshon nga e para, sepse kjo ndodh vetëm në gjërat që do Allahu dhe që është i kënaqur me to. **Sh.P.**

profetike që dëshmojnë për këtë. Çdo gjë Allahu e ka paracaktuar dhe e ka shkruar në librin Leuhi Mahfudh, prandaj patjetër që ato do të ndodhin dhe nuk mund të ndryshojnë. Për këtë Allahu i Madhëruar thotë**: "Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë apo në trupin tuaj, dhe të mos jetë e shënuar në Libër para se të ndodhë. Kjo për Allahun është shumë e lehtë."** Ndërsa sa i përket fjalës së Allahut që thotë: **"Allahu anullon dhe shkruan çfarë të dojë, dhe tek Ai është libri i fshehtësive"**, ky ajet është komentuar me faktin se këtu bëhet fjalë për legjislacionet prej të cilave Allahu anulon çfarë të dojë dhe mban në fuqi çfarë të dojë, deri në kohën e vulës së profetëve Muhamedit (salallahu alejhi ue selem) me ardhjen e të cilit u anuluan të gjitha legjislacionet e mëparshme. Këtë që thamë e pohon edhe më shumë fjala e Allahut që thotë: "**Nuk është e mundur që një profet të sjellë një ajet pa lejen e Allahut. Çdo gjë është e shkruar në libër."** Gjithashtu është komentuar me paracaktimet që nuk ekzistojnë në librin Leuhi Mahfudh, siç është libri në duart e engjëjve. Për më tepër shih librin "Shifaul Alil" me autor Ibn Kajim el Xheuzijen në kapitujt 2, 4, 5 dhe 6, sepse në secilin kapitull ai ka përmendur një paracaktim të veçantë përveç shkrimit të saj në Leuhi Mahfudh. Ndërsa fjalët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) ku thotë: "*Asgjë nuk e largon caktimin e Allahut përveç duasë, dhe asgjë nuk mund ta shtojë jetën përveç vizitës së të afërmve."*[1]Ky hadith nuk është argument për

[1] Transmeton Tirmidhiu me nr. 2139, gjithashtu shih "Vargu i haditheve të sakta" me autor Albanin me nr. 154.

ndryshimin e gjërave që ndodhen në *Leuhi Mahfudh*, përkundrazi, ky hadith na jep të kuptojmë se Allahu ka paracaktuar mënyra për të shpëtuar nga të këqijat dhe ka bërë shkaqe për ta arritur këtë mbrojtje. Prandaj kuptimi është se Allahu ia largon robit një të keqe dhe kjo është e paracaktuar nëse ai praktikon shkakun, që në rastin tonë është duaja e që është diçka e paracaktuar. Nga ana tjetër, Allahu ka paracaktuar zgjatjen e jetës së njeriut por ka paracaktuar dhe shkaqet e saj që në rastin tonë është mbajtja e lidhjeve farefisnore. Prandaj shkaqet dhe përfundimet që të gjitha janë me paracaktimin e Allahut, të njëjtat fjalë mund të thuhen edhe për fjalën e Profetit (salallahu alejhi ue selem) i cili thotë: *"Kush dëshiron që t'i zgjerohet rrizku dhe t'i zgjatet jeta, le ti mbajë lidhjet farefisnore."*[1] Jeta e çdo njeriu është e paracaktuar në Leuhi Mahfudh dhe nuk mund të vonohet e as të shpejtohet, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Por Allahu nuk ia shtyn afatin askujt që i vjen koha (e vdekjes)."** Në një ajet tjetër Allahu i Lartësuar thotë: **" Çdo popull ka një afat të caktuar, e kur të vijë afati ai nuk mund të vonohet e as të vijë para."** Çdo njeri që vdes apo vritet i ka mbaruar afati, dhe nëse ai nuk do vritej mund të jetonte deri në një afat tjetër. Allahu i ka dhënë njeriut një afat të vetëm dhe këtij afati i ka dhënë shkaqe, prandaj njëri vdes nga sëmundja e tjetri mbytet në ujë, një tjetër vritet e kështu me radhë.

Nuk lejohet që njeriu të lërë obligimet dhe të bëjë gjëra të ndaluara duke u justifikuar se ky është kaderi i

[1] Transmeton Buhariu me nr. 2067 dhe Muslimi me nr. 2557.

Allahut. Ai që bën një vepër të keqe që meriton dënim në legjislacionin Islam (ligjin Islam, sheriat), dhe më pas justifikohet duke thënë se atë vepër e ka bërë sipas caktimit të Allahut, ai merr dënimin legjislativ që meriton dhe i thuhet: Edhe dënimi që po të japim është sipas caktimit të Allahut. Përsa i përket dialogut mes Ademit dhe Musait rreth Kaderit, ai nuk ka të bëjë me justifikimin që njerëzit bëjnë me kaderin në momentin kur bien në një mëkat. Buhariu dhe Muslimi përcjellin nga Ebu Hurejra se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Njëherë Ademi dhe Musai bënë dialog së bashku. Musai (Paqja e Allahut qoftë mbi të!) i tha: "Ti je Ademi të cilin e nxori nga xheneti mëkati i tij." Ademi tha: "Ndërsa ti je Musai të cilin e dalloi Allahu duke i folur atij dhe e zgjodhi si profet, pastaj vjen e më qorton për një fatkeqësi që ka qenë e paracaktuar që para se të krijohesha?!!* Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha*: "Argumenti i Ademit ishte me i fortë se ai i Musait".*[1]

Dijetari i njohur Ibn Kajim el Xheuzije, në kapitullin e tretë në librin e tij "Shifaul Alil" shkroi disa fjalë rreth këtij hadithi. Ai përmendi disa fjalë të kota që janë thënë rreth tij, gjithashtu përmendi edhe ajetet me të cilat argumentohen idhujtarët për të justifikuar shirkun e tyre. Gjithashtu përmend përgënjeshtrimin që u bën Allahu, sepse ata vazhdojnë të qëndrojnë në kufrin dhe shirkun e tyre, dhe se ajo që thanë është e vërtetë por që nëpërmjet saj kërkohet diçka e kotë. Më pas ai përmend dy komente që tregojnë kuptimin e këtij hadithi. Komentin e parë ai e përzgjodhi nga fjalët e

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 3409 dhe Muslimi me nr. 2652.

mësuesit të tij shejhut të Islamit Ibn Tejmijes, ndërsa komentin e dytë e bëri nëpërmjet kuptimit të tij rreth këtij hadithi. Në këtë mënyrë ai në fq. 35-36 shprehet duke thënë: " Meqenëse këtë e kuptove, duhet të dish se Musai kishte më shumë njohuri për emrat dhe cilësitë e Allahut, prandaj nuk mund ta qortonte Ademin për një mëkat prej të cilit ai ishte penduar dhe Allahu e kishte falur. Ndërsa Ademi e njihte kush ishte Zoti i tij, prandaj kurrë nuk do të justifikohej me kaderin në bërjen e këtij mëkati. Pra Musai e qortoi atë për fatkeqësinë që u ndodhi pasardhësve të tij, sepse dolën nga xheneti dhe zbritën në tokën e sprovave për shkak të gabimit që bëri babai i tyre. Ai i kujtoi gabimin për të treguar arsyen e fatkeqësisë dhe sprovës që kishte kapluar pasardhësit e tij, për këtë arsye i tha: "Na nxore ne dhe veten tënde nga xheneti". Në një version tjetër thuhet se Musai i ka thënë: Na zhgënjeve. Ndërsa Ademi u justifikua me kaderin për këtë fatkeqësi dhe i tha: Kjo fatkeqësi që ka kapluar pasardhësit e mi për shkak të mëkatit tim, ishte e shkruar në paracaktimin e Allahut para se të krijohesha. Duke u nisur nga kjo themi se lejohet të justifikohesh me kaderin për fatkeqësinë që mund të të ndodhë, por jo për mëkatet që bën. Që do të thotë: A po më kritikon për fatkeqësinë e cila është paracaktuar për mua dhe pasardhësit e mi, para se të krijohesha kaq e kaq vite? Ky ishte komenti i shejhut tonë, Allahu e Mëshiroftë. Por mund të jepet edhe një përgjigje tjetër e ajo është: Arsyetimi me anë të kaderit për një mëkat është i dobishëm nganjëherë dhe i dëmshëm shumë herë të tjera. Ai është i dobishëm kur justifikimi me kader

bëhet pasi ka ndodhur mëkati, dhe njeriu është penduar prej tij duke u distancuar nga praktikimi i tij ashtu siç veproi Ademi. Kështu që me përmendjen e kaderit në këtë rast, realizohet teuhidi dhe njohja e mirëfilltë e emrave dhe cilësive të Allahut dhe përmendja e tij i bën dobi atij që e përmend dhe atij që e dëgjon. Kjo sepse me kaderin nuk mund të shmangen urdhrat apo ndalesat, dhe me të nuk mund të shkatërrohen legjislacionet. Përkundrazi, në këtë rast tregohet e vërteta e mirëfilltë në formën e teuhidit dhe largimit prej çdo force dhe ndihme (përpos ndihmës së Allahut). Këtë e sqaron edhe më shumë rasti kur Ademi iu drejtua Musait duke i thënë: *"ndërsa ti më qorton për një fatkeqësi që ka qenë e paracaktuar që para se të krijohesha?!!* " Duke u nisur nga ky fakt themi se nëse një njeri mëkaton dhe pendohet, dhe çështja e tij harrohet sikur të mos kishte ekzistuar ndonjëherë dhe pas gjithë kësaj vjen një njeri dhe e qorton atë, në këtë rast i lejohet këtij njeriu që të justifikohet me kaderin e Allahut duke thënë: Kjo gjë ishte paracaktuar për mua para se të krijohesha, sepse ai në këtë rast nuk po largon me anë të kaderit ndonjë të drejtë dhe nuk po argumentohet me të për ndonjë gjë të kotë. Madje nuk ka ndonjë ndalim që ai të justifikohet me të. E përsa i përket rastit kur justifikimi me anë të kaderit është i dëmshmëm, ai është atëherë kur bëhet për të tashmen dhe të ardhmen, si p.sh.: kur një njeri kryen një vepër të ndaluar ose braktis një obligim, dhe në kohën kur një njeri e qorton ai justifikohet me anë të kaderit për veprimin e këtij mëkati dhe vijueshmërinë në të. Ai me këtë justifikim po shkatërron një të drejtë dhe po kryen një vepër të

kotë, ashtu sikurse u justifikuan ata që i mbetën besnik shirkut dhe adhurimit të idhujve në vend të Allahut duke thënë: **"Sikur të donte Allahu ne nuk do i bënim ortak, madje as baballarët tanë."** Dhe: **"Sikur të donte Mëshiruesi ne nuk do i adhuronim."** U argumentuan me të për të treguar saktësinë e veprës të cilën praktikonin e as që pendoheshin për këtë veprim, as që u shkonte ndërmend ta linin e as që e pranuan se një gjë e tillë është e kotë. Kjo ndryshon me argumentimin e atij njeriu që i sqarohet gabimi e ai pendohet dhe është i vendosur që të mos i kthehet më, e atëherë kur ta kritikojë një njeri ai i thotë: Ajo që ndodhi ishte kaderi i Allahut. Sekreti i kësaj çështjeje është se nëse qortimi shtohet, atëherë edhe justifikimi me anë të kaderit është i saktë. Në të kundërtën, nëse qortimi bëhet për mëkate të çastit, atëherë justifikimi me anë të kaderit është i kotë.

Në çështjen e kaderit kanë humbur (devijuar) dy grupe: *kaderitë* dhe *xhebritë*.

*Kaderitë* mendojnë se njerëzit i krijojnë vetë punët që bëjnë dhe se Allahu nuk i ka paracaktuar ato. Kjo do të thotë se punët e njerëzve ndodhin brenda pushtetit të Allahut, por Ai nuk i ka paracaktuar ato. Gjithashtu, kuptojmë se përderisa njerëzit i krijojnë vetë punët që bëjnë, atëherë nuk kanë nevojë për Allahun dhe se Ai nuk ka krijuar çdo gjë. Madje njerëzit i kanë krijuar veprat e tyre, e duket qartë se kjo është kotësia më e madhe.

Allahu është Ai që ka krijuar njerëzit dhe veprat që ata bëjnë. Ai i ka krijuar qeniet dhe cilësitë e tyre.
Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë**:**

قُلِ ٱللَّهُ خَٰلِقُ كُلِّ شَيۡءٖ وَهُوَ ٱلۡوَٰحِدُ ٱلۡقَهَّٰرُ ﴿١٦﴾

**"Thuaj: "Allahu është Krijuesi i çdo sendi, dhe Ai është i Vetmi Ngadhënjyes."[1]**

**"Allahu është Krijuesi i çdo sendi, dhe Ai është Mbikëqyrës mbi gjithçka."[2]**

**"Allahu u krijoi juve dhe atë që punoni."[3]**

Ndërsa *xhebritë* i heqin njeriut çdo të drejtë për të zgjedhur, dhe e konsiderojnë atë të pavullnetshëm dhe pa dëshira. Ata i barazuan lëvizjet e lira me të detyruarat duke pretenduar se çdo lëvizje ngjason me lëvizjen e një peme (nga era), dhe se lëvizjet e njeriut që ushqehet apo atij që pi si dhe lëvizjet e njeriut që falet dhe agjëron janë të njëjta me lëvizjet e një njeriu që bën lëvizje të pavullnetshme. Ndërsa njeriu nuk bën asgjë dhe nuk ka vullnet për të vepruar. Duke u nisur nga kjo që thanë, atëherë ku qëndron dobia në dërgimin e profetëve dhe zbritjen e librave.? Ajo që dihet është se robi posedon vullnet dhe dëshirë, prandaj ai lavdërohet dhe shpërblehet për veprat e tij të mira, dhe nënçmohet e dënohet për veprat e tij të këqija.

Veprat e tij të vullnetshme i dedikohen atij, ndërsa lëvizjet e detyruara siç janë lëvizjet e një njeriu që dridhet, nuk mund të thuhet se ky është veprim i tij, përkundrazi ajo është cilësi e tij. Për këtë arsye gjuhëtarët kur përmendin përkufizimin e kundrinorit, thonë: ai është emër që tregon për atë i cili kryen veprimin.

[1] Suretu Rrad, 16.
[2] Suretu Zumer, 62.
[3] Suretu Safat, 96.

Qëllimi i tyre me fjalën "kryen veprimin" janë veprimet e vullnetshme që realizohen me dëshirën e robit. Nëse thuhet: Zejdi hëngri, piu, u fal apo agjëroi, - në këtë rast Zejdi është kundrinori i cili kreu këtë vepër. *Ehli suneti* dhe *xhemati* qëndrojnë ndërmjet atyre që i lejojnë njeriut çdo gjë dhe atyre që i ndalojnë çdo gjë. Ata pohojnë se njeriu është i vullnetshëm, dhe në të njëjtën kohë pohojnë dhe vullnetin e përgjithshëm të Zotit. Ata e bënë vullnetin e njeriut ndjekës të vullnetit të Zotit, siç thotë Allahu i Lartësuar në librin e Tij: **"Për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!"** Në sundimin e Allahut nuk mund të ndodhë asgjë pa dëshirën e Allahut, në kundërshtim me fjalët e *kaderive* të cilët thonë: Me të vërtet, njerëzit i krijojnë vet veprat e tyre, dhe nuk mund të dënohen për gjërat që bëjnë pa vullnet dhe pa dëshirë. Të njëjtat fjalë thonë dhe *xhebrijet*.

Me këtë rast i përgjigjemi një pyetjeje e cila përsëritet shpesh:

## Njeriu është i komanduar apo i lirë për të zgjedhur?

Nuk mund të themi se ai është gjithmonë i komanduar, dhe as që është gjithmonë i lirë. Por ne themi se ai është i lirë përderisa posedon dëshirë dhe vullnet, dhe se punët për të cilat do të shpërblehet ose do të dënohet kryen nga vet ai. Gjithashtu themi se ai është i komanduar në kuptimin se tek ai nuk ndodh gjë jashtë vullnetit, dëshirës dhe krijimit të Allahut të

Madhëruar. Çdo udhëzim apo humbje ndodh me dëshirën dhe vullnetin e Allahut. Ai u ka sqaruar njerëzve rrugën e drejtë që duhet të ndjekin, dhe rrugën e gabuar prej së cilës duhet të largohen. Gjithashtu, i ka pajisur me mendje në mënyrë që të dallojnë të mirën nga e keqja. Ai që ndjek rrugën e shpëtimit tek ajo do të përfundojë, dhe kjo gjë ndodh me dëshirën e njeriut e cila ndjek dëshirën e Allahut. Ndërsa ai që ndjek rrugën e humbjes tek ajo do të përfundojë, dhe kjo gjë ndodh me dëshirën e njeriut e cila ndjek dëshirën e Allahut. Kjo është drejtësi nga Allahu i Madhëruar. Për këtë Allahu i Madhëruar në Librin e tij thotë: **"A nuk i dhamë Ne atij dy sy? Edhe gjuhë e dy buzë? Dhe (më pas) i sqaruam të dyja rrugët (rrugën e drejtë dhe rrugën që të shpie në humbje)."[1] "Ne ia treguam atij rrugën dhe ai do të jetë mirënjohës ose përbuzës."[2] "Atë që udhëzon Allahu, ai vërtetë është udhëzuar dhe atë që e humb, ti nuk mund të gjesh asnjë ndihmës për ta udhëzuar."[3]**

## Udhëzimi është dy llojesh

**1.** Udhëzimi nëpërmjet argumentave, gjë që ndodh te çdokush.

**2.** Suksesi që i jep Allahu atij që do që ta udhëzojë. Argument për llojin e parë është Fjala e Allahut ku i drejtohet të dërguarit të Tij (salallahu alejhi ue selem)

[1] Suretu Beled, 8-10.
[2] Suretu Insan, 3.
[3] Suretu Kehf, 17.

duke i thënë: **"Me të vërtetë edhe ti udhëzon në rrugën e drejtë."**[1] Kuptimi i këtij ajeti është se ti thërret çdokënd në rrugën e drejtë. Argument për llojin e dytë është Fjala e Allahut: **"Është e vërtetë se ti nuk mund të udhëzosh atë që do, por Allahu është Ai që udhëzon kë të dojë."**[2]

Ndërsa në një ajet tjetër Allahu bashkon të dyja llojet e udhëzimit, duke thënë: **"Allahu thërret për në xhenet dhe atë që do e udhëzon në rrugë të drejtë."**[3] Pjesa e parë e këtij ajeti ku Allahu thotë: **"Allahu thërret për në xhenet"** përmban llojin e parë të udhëzimit, ndërsa pjesa e dytë e tij: "… **dhe atë që do e udhëzon në rrugë të drejtë"** përmban llojin e dytë.

**Dobia e shtatë:** Besimi i *ehli sunetit* përbëhet nga tri pika: **Besimi me zemër, të shprehurit me gojë dhe punët me gjymtyrë.** Këto tri gjëra përfshihen në atë që quhet *besim*. Allahu i Madhëruar thotë:

إِنَّمَا ٱلْمُؤْمِنُونَ ٱلَّذِينَ إِذَا ذُكِرَ ٱللَّهُ وَجِلَتْ قُلُوبُهُمْ وَإِذَا تُلِيَتْ عَلَيْهِمْ ءَايَٰتُهُۥ زَادَتْهُمْ
إِيمَٰنًا وَعَلَىٰ رَبِّهِمْ يَتَوَكَّلُونَ ﴿٢﴾ ٱلَّذِينَ يُقِيمُونَ ٱلصَّلَوٰةَ وَمِمَّا رَزَقْنَٰهُمْ يُنفِقُونَ
﴿٣﴾ أُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْمُؤْمِنُونَ حَقًّا ۚ لَّهُمْ دَرَجَٰتٌ عِندَ رَبِّهِمْ وَمَغْفِرَةٌ وَرِزْقٌ كَرِيمٌ ﴿٤﴾

**"Besimtarët e vërtetë janë vetëm ata që kur përmendet Allahu u dridhen zemrat, dhe kur u lexohen ajetet e Tij u shtohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten. Janë ata që e falin namazin dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë, ata japin. Të tillët janë besimtarë të vërtetë dhe do të kenë vende të larta te Zoti i tyre. Gjithashtu, Ai do t'i falë dhe do t'i**

---

[1] Sutetu Shura, 52.
[2] Suretu Kasas, 56.
[3] Suretu Junus, 25.

**furnizojë në mënyrë fisnike."**[1] Ky ajet është argument se punët e zemrës dhe të gjymtyrëve përfshihen në besim. Muslimi përcjell nga Ebu Hurejra se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë*: "Besimi është shtatëdhjetë e ca apo gjashtëdhjetë e ca shkallë. Shkalla më e lartë është fjala "La ilahe il Allah" dhe më e ulëta është largimi i një pengese nga rruga. Gjithashtu, edhe turpi është një nga shkallët e besimit.'*[2] Ky hadith është argument se të shprehurit me gojë, besimi me zemër dhe punët e gjymtyrëve janë pjesë e pandarë e imanit. Përsa u përket ajeteve të shumta Kuranore në të cilat puna vjen e pandarë me besimin, ne mund të përmendim fjalën e Allahut të Madhëruar që thotë:

إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ كَانَتْ لَهُمْ جَنَّٰتُ ٱلْفِرْدَوْسِ نُزُلًا ﴿١٠٧﴾

**"Me të vërtetë, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira do të kenë për banesa kopshtet e Firdeusit."**[3]

**"Pa dyshim, ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira, pikërisht ata janë krijesat më të mira."**

**"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."**

Kjo nuk nënkupton se punët nuk bëjnë pjesë në atë që quhet besim, sepse lidhja që përmendet mes besimit dhe punëve të mira është lidhje mes të veçantës dhe të përgjithshmes. E themi këtë sepse dallimi mes njerëzve rreth besimit në shumicën e rasteve ndodh si rrjedhojë e dallimit që ata kanë në veprat dhe në fjalët e tyre. Gjithashtu, sepse fjalët janë punë për gjuhën, madje ata

---

[1] Suretu Enfal, 2-4.
[2] Transmeton Muslimi me nr. 58.
[3] Suretu Kehf, 107.

dallojnë edhe në gjërat që ndjejnë zemrat e tyre. Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "El Fet'h" (1/46), duke përcjellë nga Neveviu thotë: "Ajo që duket më e pranueshme dhe më e zgjedhur është se besimi shtohet dhe pakësohet sipas shpeshtimit të hulumtimit në argumente dhe qartësisë së tyre." Për këtë arsye besimi i Ebu Bekrit ishte më i fortë se besimi i të tjerëve, sepse në besimin e tij nuk kishin vend dyshimet. Këtë që thamë e pohon edhe më shumë fakti se çdo njeri e kupton se ajo që mban zemra e tij ndryshon, derisa ndodh që disa herë imani i tij është më i madh, dhe sinqeriteti dhe mbështetja e tij janë më të mëdha se në disa raste të tjera. Gjithashtu, edhe besimi shtohet më shumë nëse argumentet janë të shumta dhe të qarta. Ata që i nxjerrin punët nga emërtimi i besimit janë dy grupe:

*Murxhitë ekstremistë* të cilët thonë: çdo besimtar e ka besimin të plotë dhe besimin nuk e dëmton asnjë mëkat, ashtu sikurse kufrit nuk i bëjnë dobi adhurimet. Këto fjalë janë fjalët më të kota madje janë kufër.

*Murxhitë fukaha* nga banorët e Kufes etj. thonë: "Punët nuk përfshihen në termin e imanit." Këta i kundërshtojnë *murxhitë ekstremistë* dhe thonë se mëkatet e dëmtojnë besimin, madje njeriu do të llogaritet dhe do të dënohet për mëkatet që bën. Fjala e tyre se punët nuk përfshihen në termin e imanit, nuk është e saktë por është një derë që të çon te bidati i murxhive ekstremistë dhe filozofëve. Gjithashtu, ajo është një portë për përhapjen e mëkateve dhe gjërave të këqija në shoqëritë muslimane, siç është shprehur komentuesi i "Tahavije" në fq. 470.

***Imani shtohet me adhurime dhe pakësohet me mëkate.*** Argumenti që tregon për shtimin e imanit është Fjala e Allahut**: "Besimtarët e vërtetë janë vetëm ata që kur përmendet Allahu u dridhen zemrat, kur u lexohen ajetet e Tij u shtohet besimi, dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten."**[1]

**"Ndërsa atyre që besuan u shton besimin dhe me këtë ata përgëzohen."**

**"Ai është që dhuroi qetësi në zemrat e besimtarëve në mënyrë që t'iu shtohej imani më shumë."**[2]

**"Atyre njerëzit u thanë: "Populli është mbledhur për t'iu sulmuar prandaj frikësohuni, por kjo vetëm se ua shtoi besimin edhe më shumë."** [3]

**"Kur besimtarët e vërtetë panë ushtrinë e aleatëve, thanë: "Kjo është ajo që na ka premtuar Allahu dhe i Dërguari i Tij; sigurisht, premtimi i tyre u vërtetua!" Kjo ua forcoi atyre besimin dhe përuljen."**[4]

Argumenti që tregon për pakësimin e imanit është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë: *"Ai që shikon diçka të keqe le ta ndryshojë atë me dorën e tij. Nëse nuk mundet le ta ndryshojë me gjuhën e tij. Nëse nuk mund ta bëjë as këtë, atëherë le ta ndryshojë me zemrën e tij, por ky është imani më i dobët."* [5] Gjithashtu është hadithi i ndërmjetësimit, ku do të dalë nga zjarri çdo njeri që në zemrën e tij kishte besim qoftë dhe sa kokrra e një

---

[1] Suretu Enfal, 2.
[2] Suretu Fet'h, 4.
[3] Suretu Ali Imran, 173.
[4] Suretu Ahzab, 22.
[5] Transmeton Muslimi me nr. 78.

meli.[1] Ose hadithi ku Profeti (salallahu alejhi ue selem) i cilëson gratë si të mangëta në fe dhe në mendje. [2]Ibn Haxher el Askalani në librin e tij "El Fet'h" (1/47) thotë: "Lalekai ka transmetuar nga Buhariu me sened (zinxhir transmetuesish) të saktë se ai ka thënë: "Jam takuar me më shumë se njëmijë dijetarë nga vende të ndryshme, dhe nuk kam hasur në asnjë kundërshtim ndërmjet tyre në thënien se imani është: "Fjalë dhe punë që shtohet apo pakësohet." Ebu Hatimi dhe Lalekai u zgjatën në përmendjen e shumë senedeve nga sahabët dhe tabiinët, e të gjithë atyre rreth të cilëve sillet mendimi unanim prej sahabëve dhe tabiinëve. Ndërsa Fudejl bin Ijadi dhe Uekiu e përmendën si mendim të Ehli Sunetit dhe Xhematit."

**Dobia e tetë:** Në rastin e atij që bën gjynahe të mëdha, *ehli suneti* dhe xhemati janë ndërmjet *murxhive* në njërën anë dhe të *hauarixhëve dhe mutezilive* në anën tjetër .

*Murxhitë neglizhuan kur thanë* se ai është besimtar me iman të plotë edhe nëse vepron një nga gjynahet e mëdha. Ata pretendojnë se imanin nuk e dëmtojnë mëkatet, ashtu siç nuk i bëjnë dobi punët e mira kufrit.

Ndërsa *hauarixhët* dhe *mutezilitë* e kaluan kufirin dhe e nxorën nga feja atë që bën një mëkat të madh. *Hauarixhët* thanë se ky person nuk është më musliman, ndërsa mutezilitë thanë se ai është midis dy gjendjeve, por sa i takon gjendjes së tij në botën tjetër, ata u

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 7439 dhe Muslimi me nr. 302 nga Ebu Seid el Hudriu.

[2] Transmeton Buhariu me nr 304 dhe Muslimi me nr. 132.

bashkuan me mendimin e *hauarixhëve* se ai do të jetë përgjithmonë në zjarrin e xhehenemit.

*Ehli suneti* e konsiderojnë mëkatarin si besimtar por me iman të mangët. Pra nuk e konsiderojnë besimtar me iman të plotë siç thonë *murxhitë,* dhe as nuk e nxjerrin nga feja ashtu siç bëjnë *hauarixhët* dhe *mutezilitë*. Ata thonë gjithashtu se ai që bën mëkat është besimtar me atë iman që ka pasur, dhe mëkatar për atë që ka bërë. *Murxhitë* e humbën rrugën e drejtë sepse morën nga Kurani dhe suneti vetëm tekstet që flasin për shpërblimin e besimtarëve, dhe i lanë pas dore ato që kërcënojnë mëkatarët me zjarr. *Hauarixhët* dhe *mutezilitë* humbën sepse morën vetëm tekstet që flasin për dënimin e mëkatarëve me zjarr, dhe i lanë pas dore ato që flasin për mëshirën dhe shpërblimin e Allahut. Allahu i Madhëruar e udhëzoi grupin e shpëtuar Ehli sunetin dhe xhematin në të vërtetën. Ata nuk e konsideruan mëkatarin me besim të plotë, por as pa besim, dhe thanë: "Çështja e tij i takon Allahut. Nëse Allahu dëshiron ia fal mëkatet, dhe nëse nuk dëshiron e dënon atë me zjarr. Nëse e dënon nuk do e lërë aty përgjithmonë ashtu si i lë jobesimtarët, por do ta nxjerrë prej zjarrit dhe do ta fusë në xhenet."

Te një person mund të bashkohet besimi dhe mëkati, si dhe dashuria e armiqësia. Atë duhet ta duam për besimin që posedon, dhe ta urrejmë për mëkatin që bën. Kjo që thamë ngjason me thinjën, e cila është e dashur kur shikojmë se ajo që do të vijë pas saj është vdekja, gjë që nuk është e pëlqyeshme kur njeriu mendon se çka pasur para saj, rininë.

**Dobia e nëntë:** *Islami*, *iman*i (besimi) dhe *ihsani* (mirësia) kanë gradë të ndryshme. Grada më e lartë është ihsani, pastaj imani dhe më pas vjen Islami. Çdo njeri që posedon ihsan është besimtar dhe musliman. Çdo besimtar është musliman por jo çdo besimtar posedon *ihsan*. Gjithashtu, jo çdo musliman është besimtar që posedon ihsan. Për këtë, Allahu i Madhëruar thotë në librin e Tij**:**

﴿ قَالَتِ ٱلْأَعْرَابُ ءَامَنَّا ۖ قُل لَّمْ تُؤْمِنُوا۟ وَلَـٰكِن قُولُوٓا۟ أَسْلَمْنَا وَلَمَّا يَدْخُلِ ٱلْإِيمَـٰنُ فِى قُلُوبِكُمْ ﴾

**"Arabët (që jetojnë nëpër shkretëtira) thanë: "Ne kemi besuar." Thuaju: "Ju akoma nuk keni besuar", por thoni: "Ne jemi bërë musliman, sepse besimi nuk po hyn akoma në zemrat tuaja."**[1]

Duke u nisur nga dallimet që kanë këto gradë, *ehli suneti* e ka lejuar që nëse pyetet ndokush "A je besimtar?" Të thotë: "Po *inshallah* (në dashtë Allahu)", ose: "Shpresoj të jem *inshallah*". Kjo sepse përmendja e Imanit pa thënë *inshallah* konsiderohet mburrje. Ndërsa ata që nuk e kanë përmendur fjalën *inshallah* prej ehli sunetit kanë pasur për qëllim thelbin e besimit që është Islami, dhe jo pastrimin e vetes.

**Dobia e dhjetë:** Fjala e Profetit (salallahu alejhi ue selem) kur sqaron kuptimin e *ihsanit*: "Ta adhurosh Allahun sikur ti po e sheh Atë, sepse dhe pse nuk e sheh, Ai me të vërtet të shikon ty',' do të thotë që ta adhurosh Allahun sikur po qëndron para Tij dhe po e shikon Atë. Nëse njeriu e praktikon këtë, adhurimi i tij do të jetë i plotë. Ndërsa ai që nuk ndien diçka të tillë,

[1] Suretu Huxhurat, 14.

le të mendojë se Allahu i Madhëruar po e shikon atë dhe kurrë nuk mund t'i fshehë Atij asgjë. Të ruhet që Allahu të mos e shohë në gjërat që ia ka ndaluar, dhe të punojë për gjërat që Ai kërkon ta shohë në zbatimin e tyre. Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul ulumi uel Hikem" (1/126) ka thënë: "Hadithi në të cilin Profeti (salallahu alejhi ue selem) sqaron domethënien e *ihsanit;* "Ta adhurosh Allahun sikur ti po e sheh Atë", ka kuptimin që njeriu duhet ta adhurojë Allahun duke qenë në këtë gjendje (duke menduar se Allahu është afër tij dhe po e shikon Atë), sepse kjo gjë i shton frikë-respektin dhe madhërimin ndaj Tij. Siç është përcjellë në versionin e Ebu Hurejrës ku thuhet: "T'i frikësohesh Allahut sikur po e sheh Atë." Kjo kërkon gjithashtu këshillë në adhurim, dhe veprimin e të pamundurës në përmirësimin dhe plotësimin e adhurimit. Ndërsa në një vend tjetër (1/128-129) ai shprehet duke thënë: "Për fjalën e Profetit që thotë: "*sepse dhe pse nuk e sheh, Ai me të vërtet të shikon ty",* është thënë se këto fjalë vijnë për të sqaruar rreshtat e parë, sepse robi është urdhëruar që të ndiej mbikëqyrjen e Allahut gjatë adhurimit dhe të ndiej afërsinë e Tij në atë mënyrë sikur po e sheh Atë. Por kjo gjë mund të jetë e vështirë për të, prandaj me këtë e ndihmon veten duke menduar e duke besuar se Allahu është Ai që e sheh dhe vëren të fshehtën dhe të dukshmen e tij. Atij nuk i fshihet asgjë nga gjendja e robit. Nëse ai e realizon këtë shkallë i bëhet e lehtë kalimi në shkallën tjetër e cila është vijueshmëria e vigjilencës në afrimin e Allahut pranë robit të Tij, dhe afërsisë së tij deri në atë masë sa i duket sikur po e sheh Atë. Disa të tjerë kanë thënë: Atij që i duket vështirë që

ta adhurojë Allahun sikur po e sheh Atë, le ta adhurojë me besimin se Allahu është duke e parë atë dhe e vëren gjendjen e tij, prandaj le të ketë turp nga shikimi i Tij."
Në një vend tjetër në librin e tij (1/130), Ibn Rexhebi shprehet: "Janë transmetuar shumë hadithe të sakta të cilat e bëjnë të pëlqyeshme që njeriu të mendojë gjatë adhurimit se Allahu është afër tij." Dhe përmendi disa hadithe pastaj tha: "Kush nënkupton nga kjo që thamë se Allahu është i ngjashëm apo është brenda krijesave apo i shkrirë në to, le ta dijë se kjo është nga injoranca ose keqkuptimi i tij, sepse Allahu është larg këtyre të metave.
I lartë është Ai të Cilit nuk i përngjan askush. Ai është Dëgjuesi, Shikuesi."

## Pjesa e pestë e hadithit dhe dobitë e nxjerra prej tij

Njeriu i huaj tha: "Më trego kur do të ndodhë dita e gjykimit?" Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* iu përgjigj*:* "I pyeturi nuk posedon njohuri më shumë nga ai që pyet." Tha: "Atëherë më trego për shenjat që lajmërojnë afrimin e saj?" Tha: "Do të ndodhë atëherë kur robëresha të lindë zotërinë e saj, dhe kur të shikosh barinjtë e varfër, të zbathur e të leckosur që bëjnë ndërtesa të larta." Umeri tha: "Më pas ky njeri u largua, dhe pas një kohe të gjatë Profeti *(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të*!) më tha: "A e di kush ishte ai që pyeste o Umer?" Thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e njohin më mirë". Atëherë Profeti

*(Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)* tha: *"*Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj." Nga kjo pjesë e hadithit nxjerrim këto dobi:

**Dobia e parë:** Ditën se kur do të ndodhë Dita e Gjykimit nuk e di askush tjetër përveç Allahut. Allahu i Madhëruar në Librin e Tij thotë:

إِنَّ ٱللَّهَ عِندَهُۥ عِلۡمُ ٱلسَّاعَةِ وَيُنَزِّلُ ٱلۡغَيۡثَ وَيَعۡلَمُ مَا فِي ٱلۡأَرۡحَامِۖ وَمَا تَدۡرِي نَفۡسٞ مَّاذَا تَكۡسِبُ غَدٗاۖ وَمَا تَدۡرِي نَفۡسُۢ بِأَيِّ أَرۡضٖ تَمُوتُۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرُۢ ﴿٣٤﴾

**"S'ka dyshim se vetëm Allahu e di se kur do të ndodhë Kiameti. Ai e di kur e lëshon shiun dhe Ai di se çka në mitra. Askush nuk e di përveç Tij se çfarë mund t'i ndodhë nesër dhe se kur do të vdesë. Allahu është më i Dijshmi, më i Njohuri."**[1] Gjithashtu thotë:

۞وَعِندَهُۥ مَفَاتِحُ ٱلۡغَيۡبِ لَا يَعۡلَمُهَآ إِلَّا هُوَۚ ﴿٥٩﴾

**"Çelësat e fshehtësisë janë vetëm tek Ai, dhe atë (fshehtësinë) nuk e di askush përveç Tij."**[2]

Një nga këta çelësa është edhe Dita e Gjykimit. Argument për këtë është hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) që thotë*:"Çelësat e fshehtësisë janë pesë..."* - dhe më pas lexoi ajetin e sures Lukman: **"S'ka dyshim se vetëm Allahu...."**.[3] Dhe në një ajet tjetër Allahu i Madhëruar thotë**:**

يَسۡـَٔلُونَكَ عَنِ ٱلسَّاعَةِ أَيَّانَ مُرۡسَىٰهَاۖ قُلۡ إِنَّمَا عِلۡمُهَا عِندَ رَبِّيۖ لَا يُجَلِّيهَا لِوَقۡتِهَآ إِلَّا هُوَۚ ثَقُلَتۡ فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ لَا تَأۡتِيكُمۡ إِلَّا بَغۡتَةٗۗ يَسۡـَٔلُونَكَ كَأَنَّكَ حَفِيٌّ عَنۡهَاۖ قُلۡ إِنَّمَا عِلۡمُهَا عِندَ ٱللَّهِ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ ﴿١٨٧﴾

---

[1] Suretu Lukman, 34.
[2] Suretu Enam, 59.
[3] Transmeton Buhariu me nr. 4778 nga Abdullah bin Omeri.

**"Të pyesin ty (Muhamed) për Kiametin se kur do të ndodhë. Thuaj: "Atë e di vetëm Zoti im dhe momentin e tij askush nuk mund ta zbulojë përveç Tij. Çështja e Kiametit është preokupim i rëndë në qiej dhe në tokë, e ai nuk u vjen ndryshe vetëm se befas. Të pyesin sikur ti di për të. Thuaj: "Për të di vetëm Allahu, por shumica e njerëzve nuk e dinë (pse është e fshehtë)."**[1]

Eshtë transmetuar në hadithet e Profetit (salallahu alejhi ue selem) se Kiameti do të ndodhë ditën e xhuma. Në çfarë viti, muaji apo në cilën xhuma të muajit, nuk e di askush tjetër përveç Allahut. Në sahihun e Muslimit është transmetuar se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Dita më e mirë në të cilën lind dielli është dita e xhuma. Në këtë ditë u krijua Ademi, në këtë ditë hyri në xhenet e në këtë ditë doli prej tij, dhe Kiameti nuk do të ndodhë vetëm se në këtë ditë"*.[2] Ebu Daudi dhe Nesaiu e transmetojnë këtë hadith me disa shtesa: *"Dita më e mirë në të cilën lind dielli është dita e xhuma. Në këtë ditë u krijua Ademi, në këtë ditë zbriti (nga xheneti në tokë), në këtë ditë ka ndërruar jetë dhe në këtë ditë do të bëhet Kiameti. Nuk ka asnjë kafshë që të mos frikësohet ditën e xhuma, që nga koha kur hyn mëngjesi e deri në lindjen e diellit nga frika se mos ndodh Kiameti, me përjashtim të njerëzve dhe xhinëve të cilët janë të vetmit që nuk frikësohen"*.[3] Ky hadith është i saktë dhe transmetuesit e senedit të tij janë prej atyre që transmetojnë në dy librat e saktë. Nga

[1] Sutetu Araf, 187.
[2] Transmeton Muslimi me nr. 854.
[3] Transmeton Ebu Daudi me nr. 1046 dhe Nesaiu me nr. 1430. Hadithi është i saktë.

kjo shtesë kuptojmë se Kiameti do të ndodhë në mëngjesin e ditës së xhuma, akoma pa lindur dielli.

**Dobia e dytë:** Fjala "Kiamet" ka raste që vjen me kuptimin e vdekjes kur t'i fryhet surit, ashtu siç ka lajmëruar Profeti (salallahu alejhi ue selem): *"Nuk do të behet Kiameti vetëm se ndaj njerëzve më të këqij".*[1] Çdo njeri që vdes para kiametit për të është bërë kiameti, sepse është transferuar nga vendi i punës në vendin e shpërblimit. Ka raste të tjera ku fjala "Kiamet" vjen me kuptimin e ringjalljes, ashtu siç thotë dhe Allahu i Madhëruar në librin e Tij: **"Ata i nënshtrohen zjarrit mëngjes e mbrëmje, dhe në ditën e Kiametit u thuhet (engjëjve): "Ithtarët e Faraonit futini në dënimin më të rëndë."**

**"Mohuesit thanë se kiameti kurrë nuk mund të vijë. Thuaju: "Po, për Zotin tim, me siguri që do të vijë."** Në këtë ajet ata mohuan ringjalljen, siç na tregon Allahu në një ajet tjetër duke thënë: **"Mohuesit kujtojnë se nuk do të ringjallen kurrsesi. Thuaju: "Po, për Zotin tim, me siguri që do të ringjalleni e pastaj do të njoftoheni për atë ç'keni bërë!" Dhe kjo është e lehtë për Allahun."**

**Dobia e tretë:** Pjesa e hadithit: *"I pyeturi nuk posedon njohuri më shumë se ai që pyet",* do të thotë se krijesat nuk e dinë se kur do të ndodhë Kiameti, dhe çdo njeri që pyet apo pyetet kurrsesi nuk e di të fshehtën e saj. Ibn Rexhebi në librin e tij "Xhamiul Ulumi uel Hikem" (1/135) thotë: "Kjo do të thotë se dija e krijesave përsa i përket Ditës së Gjykimit, është e

---

[1] Transmeton Muslimi me nr. 2949.

njëjtë. Allahu e ka fshehur atë dhe askush nuk e di përveç Tij."

**Dobia e katërt:** Profeti (salallahu alejhi ue selem) është pyetur shumë herë se kur do të ndodhë Kiameti, dhe ai përgjigjej duke treguar disa nga shenjat që lajmërojnë afrimin e tij, ose e udhëzonte pyetësin në gjëra më të dobishme se pyetja e tij. Argument për rastin e parë është hadithi që transmeton Ebu Hurejra që thotë: *"Një arab nga shkretëtira e pyeti të Dërguarin e Allahut* (salallahu alejhi ue selem)*: "Kur do të ndodhë Kiameti?" Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *tha: "Kur të humbasë amaneti, atëherë prite Kiametin."*[1] Argument për rastin e dytë është hadithi që transmeton Enesi që thotë: *"Një burrë e pyeti Profetin* (salallahu alejhi ue selem)*: "Kur do të ndodhë Kiameti?" Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *iu përgjigj: "Çfarë ke përgatitur për të?" Ai tha: "Asgjë tjetër përveç dashurisë time për Allahun dhe të dërguarin e Tij". Atëherë Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *i tha: "Ti do të jesh me ata që do".* (Buhariu me nr.3688 dhe Muslimi me nr. 2639)

**Dobia e pestë:** Te pjesa e hadithit: *"Atëherë më trego për shenjat që lajmërojnë afrimin e tij",* nxjerrim se këto shenja ndahen në dy grupe. Në grupin e parë bëjnë pjesë ato shenja që janë shumë afër Kiametit, p.sh.: lindja e diellit nga perëndimi, dalja e dexhalit, dalja e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve, zbritja e Isait *(Paqja e Allahut qoftë mbi të!)* nga qielli etj. Në grupin e dytë bëjnë pjesë ato shenja që do të ndodhin para shenjave që përmendëm, p.sh.: këto dy shenja që përmenden në

[1] Transmeton Buhariu me nr. 59.

hadith. Kuptimin e tekstit: *"Atëherë kur robëresha të lindë zotërinë e saj",* disa dijetarë e kanë komentuar me shtimin e robëreshave të luftës, të cilat lindin fëmijë nga zotërinjtë e tyre. Ato më pas bëhen nëna të fëmijëve të tyre dhe këta fëmijë bëhen sikur të ishin zotërinjtë e tyre. Kjo sepse ata fitojnë lirinë, ndërsa nënat e tyre mbeten robëresha. Disa të tjerë e kanë komentuar me ndryshimin e njerëzve aq sa fëmijët nuk i respektojnë më prindërit, por i shtypin dhe i poshtërojnë ata duke u sjellë sikur të ishin zotërinjtë e prindërve të tyre. Me këtë mendim është edhe Ibn Haxher el Askalani.[1] Kuptimi i tekstit: *"Kur të shikosh barinjtë e varfër, të zbathur e të leckosur që bëjnë ndërtesa të larta.",* është se të varfrit (ata që nuk kanë të ardhura) dhe ata që ruajnë bagëtitë do të ndryshojnë (do të pasurohen). Ata do shpërngulen nga shkretëtirat për në qytete, madje do ndërtojnë dhe pallate të larta. Këto dy shenja që përmendëm janë realizuar.

**Dobia e gjashtë:** Te pjesa e hadithit*: "Më pas ky njeri u largua dhe pas një kohe të gjatë Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *më tha: "A e di kush ishte ai që pyeste o Umer?" Thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e njohin më mirë". Atëherë Profeti* (salallahu alejhi ue selem) *tha: "Ai ishte Xhibrili, erdhi t'ju mësojë fenë tuaj."* Profeti (salallahu alejhi ue selem) i lajmëroi shokët për njeriun e huaj menjëherë pas largimit të tij. Ndërsa Umerin *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* thuhet se e ka lajmëruar pas tri ditëve. Kjo që përmendëm nuk bie në kundërshtim me hadithin, sepse kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) u

---

[1] "*Fet'hul Bari"* vëll. I, fq. 123.

tregoi shokëve që ishin të ulur aty, Umeri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!)* nuk ishte me ta por ishte larguar menjëherë. Ai e takoi Profetin (salallahu alejhi ue selem) pas tri ditëve, dhe atëherë ai i tregoi se kush ishte njeriu i huaj që e kishte pyetur.

**Dobia e shtatë:** Profeti (salallahu alejhi ue selem) gjithmonë i pyeste shokët gjatë bisedave me ta, me qëllim që t'i bënte më të vëmendshëm. Ata gjithmonë i përgjigjeshin: Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë, dhe pas kësaj Profeti (salallahu alejhi ue selem) ua tregonte përgjigjen. Këtë metodë ai e përdorte me të gjithë sahabët. Është transmetuar nga Muadh bin Xhebeli se Profeti (salallahu alejhi ue selem) e ka pyetur: *"Cila është e drejta e Allahut ndaj robit të Tij dhe e drejta e robit ndaj Allahut? Muadhi u përgjigj: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë."*[1] Pra lejohet për atë që pyetet dhe nuk e di përgjigjen të thotë: "Nuk e di" ose "Allahu e di më së miri", sepse këto fjalë vlejnë për çdo pyetje. Nuk duhet thënë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë", sepse kjo nuk është e përshtatshme për t'iu përgjigjur çdo pyetjeje. Nëse të pyesin: "Kur do të ndodhë Kiameti?" është obligim të thuash: "Allahu e di dhe askush tjetër përveç Tij". Profeti (salallahu alejhi ue selem) nuk e di se kur do të ndodhë Kiameti dhe as çfarë do ndodhë me umetin pas vdekjes së tij. Argument për këtë është hadithi që transmeton Ibn Mesudi (*Allahu qoftë i kënaqur prej tij!*) se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Unë do ju pres te burimi im, por disa nga ju do i pengojnë (engjëjt) dhe nuk do*

---

[1] Transmeton Buhariu me nr. 2856 dhe Muslimi me nr. 48.

*t'i afrohen. Atëherë unë do të them: "O Zoti im! Ata janë shokët e mi." Do më thuhet: "Ti nuk e di çfarë kanë bërë ata pas teje (vdekjes tënde)".* [1] Njerëzit që përmenden në hadith (që nuk do lejohen të pinë prej haudit) janë ata që tradhtuan fenë pas vdekjes së Profetit (salallahu alejhi ue selem). Ata u luftuan dhe u vranë nga duart e ushtrive muslimane, komandant i të cilave ishte prijësi i besimtarëve Ebu Bekri *(Allahu qoftë i kënaqur prej tij!).*

Këtu përfundon edhe sqarimi i këtij hadithi madhështor, e falënderimet i takojnë vetëm Allahut, paqja dhe lavdërimet e Allahut qofshin për të Dërguarin, shokët dhe familjen e tij.

[1] Transmeton Buhariu nga Ibn Mesudi me nr. 6576.